# NË VEND TË PARATHËNIES

Vëlla i nderuar!
Allahu është Një, nuk ka zot tjetër pos Tij, Ai është i vetmi i përgjithmonshëm, Ai është jetëdhënës, Ai është jetëmarrës. Ai prej të gjallës bën vdekjen, Ai prej vdekjes bën të gjallën. Ai është Sundimtari absolut. Ai ka krijuar vdekjen dhe jetën për të na sprovuar se cili vepron punët më të mira, për këtë arsye Xhibrili i ka thënë të dashurit tonë Muhamedit a.s.:

***"Jeto sa të duash se ke për të vdekur.***
***Duaje kë të duash se ke me u nda dhe***
***Vepro çka të duash se ke me dhënë llogari".***

Po të kishte me qenë i përgjithmonshëm ndokush përpos Allahut, do të ishte Muhamedi a.s., por Zoti i Madhëruar në Kur'an i thotë:

**"Me të vërtet (ti o Muhamed) je i vdekur (do të vdesësh) dhe me të vërtet ata janë të vdekur (do të vdesin)".**

Kanë vdekur: mbretërit; kryetarët; ministrat e kryeministrat; ambasadorët; të varfrit e të pasurit, të fortët e të dobëtit; pleqtë e të rinjtë; gratë dhe fëmijët.

Vdekja vjen ditën dhe natën; para dite dhe në mesnatë; në punë dhe në shtëpi; në rrugë dhe në shkollë; në luftë dhe në shëtitore; në shtrat dhe në restorant.

Vdekja është një, nga do që vjen dhe pa marrë parasysh kur vjen, por besimtari e pret gjithmonë me vepra të mira dhe i përgatitur. Besimtarin as nuk e befason as nuk e tmerron vdekja.

Besimtari nuk i frikësohet vdekjes, ai vepron në jetë për sa ka për të jetuar, po ashtu vepron edhe për pas vdekjes për sa ka për të jetuar. Ai e di se në këtë jetë e ka detyrë për të punuar dhe nuk jep përgjegjësi, ndërsa në botën tjetër ka për të dhënë përgjegjësi e nuk ka për të punuar, ndërsa pabesimtari mendon se vdekja është asgjë, ose mendon se vdekja e njeriut është si vdekja e ndonjë kafshe, apo si thahet dushku e humbet, ndërsa nuk e dinë se shpirti nuk është i ndarë definitivisht prej trupit, vdekja nuk është zhdukje, por ndërprerje e lëvizjes së trupit, e njeriu-shpirti ekziston, ka ndryshuar vetëm gjendja e syrit, e veshit, e gjuhës e dorës, e këmbës, sepse ai sheh çka nuk ka parë, ai ndien dhembje ose gëzim, ai përjeton dënim ose shpërblim; pikëllim apo lumturi; hidhërim apo kënaqësi.

Pabesimtari pas vdekjes do të ketë dëshirë dhe do të kërkojë që prapë të kthehet në jetë për të punuar për jetën pas vdekjes, por atëherë do të bëhet vonë, atëherë nuk do t'i lejohet, ai do të thotë:

**"O Zoti im, më kthe që të veproj punë të mira e të kompensoj atë që lëshova!**
**Kurrsesi (kthim nuk ka) e kjo është vetëm fjalë (boshe) që e thotë ai, e ata kanë para tyre një perde (Berzah- distancë kohore) deri në ditën kur do të ringjallen".**

*(El-Muëminun, 100)*

Ai i cili ka pasur pasuri, ka vrapuar pas pasurisë, e ka tubuar pasurinë, e ka numëruar pasurinë, nuk ka fjetur i qetë për shkak të pasurisë, nuk ka ngrënë ushqim i qetë për shkak të pasurisë, ka menduar se pasuria është gjithçka, ka menduar se pasuria është e përgjithmonshme, ka menduar se pasuria e bën atë të përgjithmonshëm, ai befasisht do të vdesë, befasisht do të ndahet nga pasuria, ai nuk do të mendojë të tubojë më pasuri, por do të dëshirojë që të kthehet në jetë vetëm e vetëm që tërë atë pasuri t'ua shpërndajë të tjerëve, por do të jetë vonë, atëherë nuk do të ketë kthim mbrapa.

Zoti i Lartëmadhëruar thotë:

**“Mëkatarët, Jehuditë dhe të ngjashmit me ta, të cilët me mëkatet e tyre janë dëfryer, ndërsa e dinë se vdekjes nuk mund t’i ikin dëshirojnë që sa më shumë të jetojnë, që dënimit të mëkateve t’u ikin, ata dëshirojnë të jetojnë një mijë vjet. Por edhe po të jetonin njëmijë vjet prapë dënimit nuk do t’i shpëtonin”.**

Ja, siç na tregon Zoti i Madhëruar në Kur’an:

**“Është e sigurt se njerëzit më lakmues për të jetuar, ti ke për të gjetur ata (Jehuditë), bile edhe më lakmues se idhujtarët. Ndonjëri prej tyre dëshiron të jetojë një mijë vjet, por edh e sikur të jetojë, ajo (jetë e gjatë) nuk do ta shpëtojë atë prej dënimit. Allahu sheh çka veprojnë ata”.**

*(El-Bekare, 96)*

Dhe në fund, pasi që kemi qenë të vdekur, e nuk kemi ekzistuar fare, sot jemi të gjallë, jemi në jetë, por në dispozicion e kemi vetëm një vdekje e dy jetë, pra na ka mbetur vdekja në mes të dy jetëve, ajo nuk duhet urrejtur, atë nuk duhet refuzuar, asaj nuk duhet ikur, por atë duhet kërkuar, sepse ajo (vdekja) është burim i jetës, e jo shterrje e jetës. Vdekja është pikënisje e jetës se vërtetë dhe të përgjithmonshme, për këtë arsye dëshmori nuk lejohet të quhet i vdekur, por i gjallë. Dëshmori dëshiron të kthehet në këtë jetë, por jo për të jetuar, por për të kërkuar dëshmori tjetër, për të treguar se jeta pas vdekjes është jetë e vërtetë, kënaqësi e vërtetë, lumturi e vërtetë.

Për këtë Zoti i Madhëruar ka thënë:

**“Kurrsesi të mos mendojnë se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e Allahut. Përkundrazi, ata janë të gjallë duke u ushqyer te Zoti i tyre. Janë të gëzuar me atë që u dha Allahu nga të mira e Tij, dhe atyre që kanë mbetur ende pa iu bashkuar radhëve të tyre, u marrin myzhde se për ta nuk ka as frikë dhe as që kanë pse të brengosen”.**

*(Ali Imran, 170)*

# PARA VDEKJES

## NUHI a.s. DHE VDEKJA

Është thënë nga Abasi r.a. se Nuhu a.s. para se t’i shpallej pejgamberllëku ka jetuar 430 vite, pastaj Zoti i Lartmadhëruar e ka dërguar te një popull pejgamber ku qëndroi 950 vite, pastaj ka jetuar 300 vite që do të thotë ka jetuar 1780 vite.

Edhe pse ka jetuar kaq gjatë, kur është pyetur një herë çka ke për të thënë për jetën tënde, ai është përgjigjur: Kjo jetë është sikur një shtëpi me dyer, hyn prej njërës derë dhe kalon menjë herë e del prej derës tjetër.

## JAËKUBI a.s. PARA VDEKJES

Jaëkubi a.s. i kishte njëmbëdhjetë fëmijë, prej tyre Jusufin a.s. e donte shumë dhe nuk dëshironte të ndahej.
Një ditë prej dite djemtë e tij i thanë: Le të vjen Jusufi a.s. me ne në ruajtjen e bagëtive dhe të luaj me ne, mirëpo Jaëkubi a.s. u thotë: Unë frikësohem se do ta hajë ujku! Jaëkubi a.s. a e ka ditur se Allahu është mbrojtësi më i miri, Ai është mbrojtësi më i mëshirshmi i të gjithë mëshiruesve. Pasi që djemtë kthehen në mbrëmje dhe e kishin hedhur në një greminë (bunarë) i thonë se e ka ngrënë ujku. Jaëkubi a.s. duron me durim të sinqertë, kalon një kohë të gjatë i ndarë prej Jusufit dhe prej mërzisë e mallëngjimit verbërohet. Mirëpo përsëri pas asaj kohe të gjatë bashkohen.

Jusufi a.s. i thotë babait të tij: Pse je mërzitur aq shumë, pse je pikëlluar aq shumë sa që edhe je verbëruar?! A nuk e ke ditur se Zoti nëse nuk na bashkon në këtë dunja do të na bashkonte në botën tjetër?!

Jakubi a.s. i thotë: O biri im, nuk jam mërzitur dhe nuk jam pikëlluar për atë pse kam menduar se ke me vdekur, sepse Melekul Mevti  në ëndërr më ka thënë: Nuk do ta marr shpirtin dhe nuk do t’ia marr shpirtin pa ju bashkuar edhe një herë në këtë botë, por jam mërzitur dhe jam frikësuar se ndoshta larg përkujdesjes sime dhe larg meje në vende të largëta po e ndërron fenë islame e na ndan Zoti një herë e përgjithmonë, pas vdekjes së të dyve në Ditën e Kijametit.

Zoti i Madhëruar e përshkruan se si Jaëkubi a.s. në shtratin e vdekjes i tubon djemtë dhe i pyet të gjithë se kë do ta adhurojnë pas vdekjes së tij, pra ai nuk është frikësuar pse ndahej prej fëmijëve në këtë botë, por për në botën tjetër. Ja si e përshkruan Kur’ani:

**“A ishit prezent dhe dëshmitarë, kur Jaëkubit a.s. iu afrua vdekja e i tha bijve të vet: Çka do të adhuroni pas meje? Ata iu përgjigjën: Do ta adhurojmë Zotin Tënd dhe të njëjtin Zot që e kanë adhuruar prindërit tu Ibrahimi, Ismaili dhe Is-haku. Ne vetëm Atij i dorëzohemi, i nënshtrohemi dhe jemi musliman”.**

*(El-Bekare, 133)*

Edhe Jusufi a.s. iu ka lutur Zotit që kur të vdes, të vdes musliman i sinqertë, dhe në botën tjetër të jetë i ranguar me të mirët dhe të devotshmit:

رَبِّ قَدْ آتَيْتَنِي مِنَ الْمُلْكِ وَعَلَّمْتَنِي مِنْ تَأْوِيلِ الْأَحَادِيثِ فَاطِرَ السَّمَاوَاتِ
وَالْأَرْضِ أَنْتَ وَلِيِّي فِي الدُّنْيَا وَالْآخِرَةِ تَوَفَّنِي مُسْلِماً وَأَلْحِقْنِي بِالصَّالِحِينَ

**“O Zoti im! Më ke dhënë fuqi dhe pushtet, më ke mësuar t’i shpjegoj dhe t’i sqaroj çështjet (ëndrrat). Ti je krijues i qiejve e i tokës. Ti je mbrojtësi, siguruesi im në këtë botë dhe në  tjetrën, më bën që të vdes musliman i vërtetë, dhe më rango me të mirët dhe të devotshmit”.**

*(Jusuf, 101)*

## TË DEVOTSHMIT DHE VDEKJA

Një njeri besimtar, me emrin Kebië bin Hajthem ka dëshiruar që praktikisht ta përjetoj varrin, para se të vdes. Kështu ai pranë shtëpisë e hapi një varr, dhe herë pas here hynte në të, i vendoste dërrasat mbi vete dhe shtrihej në varr si i vdekur. Duke qëndruar në varr paramendonte veten të vdekur, paramendonte dënimin dhe ndëshkimin në varr, pyetjet e profesorëve (melekëve) Munker dhe Nekir. Pasi që errësohej i thotë vetes:

حَتَّى إِذَا جَاءَ أَحَدَهُمُ الْمَوْتُ قَالَ رَبِّ ارْجِعُونِ . لَعَلِّي أَعْمَلُ صَالِحاً فِيمَا

تَرَكْتُ كَلَّا إِنَّهَا كَلِمَةٌ هُوَ قَائِلُهَا وَمِنْ وَرَائِهِمْ بَرْزَخٌ إِلَى يَوْمِ يُبْعَثُونَ .

**"O Zoti im, më kthe që të veproj punë të mira e të kompensoj atë që lëshova!**
**Kurrsesi (kthim nuk ka) e kjo është vetëm fjalë (boshe) që e thotë ai, e ata kanë para tyre një perde (Berzah- distancë kohore) deri në ditën kur do të ringjallen".**

*(El-Muëminun, 99, 100)*

## FJALA E FUNDIT NË KËTË DUNJA "La ilahe il-lall-llah"

Transmetohet se Abdullah bin Shemreten ka thënë:
Kam shkuar me Amir Sheabijun për ta vizituar një të sëmurë. Aty pamë se si njëri ia përkujtonte të sëmurit fjalën "La ilahe il-lall-llah", deri sa i sëmuri i thotë: më përkujtove apo nuk më përkujtove kurr nuk jam larguar nga kjo fjalë dhe e lexoi ajetin Kur'anor:

وَأَلْزَمَهُمْ كَلِمَةَ التَّقْوَى وَكَانُوا أَحَقَّ بِهَا وَأَهْلَهَا ...

**"Dhe ua ka bë nevojë dhe domosdoshmëri atyre fjalën e devotshmërisë (La ilahe il-lall-llah), andaj ata janë më meritorët dhe më pronësorët e asaj fjale".**

*(El-Fet'h, 26)*

# MUSTEHABET RRETH PËRGATITJES PËR VARRIM

Pasi të vdes njeriu është mirë për t'i vepruar këto çështje:

1. Me ia mbyllë sytë me qerpikët e syve.

Tregon Nëna e Selmetes (kur i kishte vdekur djali i saj) ka shkuar Pejgamberi s.a.v.s. kur e sheh se sytë i kishin mbetur hapur, ia ka mbyllur sytë. Familjarët kanë lëshuar me zë, ndërsa Muhamedi a.s. ka thënë:

***"Mos thoni asgjë tjetër pos nëse është në pyetje për të folur fjalë të mira, sepse melaqet çka të flisni thonë: Amin (Ashtu Është) pastaj Muhamedi a.s. ka thënë:***
***O Zot, fale Ebi Selmeten***
***Ngrite në pozitë të lartë***
***Tjerët pas tij (trashëgimtarë) le ta pasojnë në të mirë***
***Na falë neve o Zot i gjithë botëve***
***O Zot zgjeroja varrin dhe bëja dritë".***

(Ehrexhehu Muslimi)

Ai i cili ia mbyllë sytë të vdekurit mustehab është të thotë:

***"Bismilahi ve ala mileti Resulilahi.***
***O Zot lehtësoja çështjet në këtë çast,***
***lehtësoja çështjet edhe pas këtij çasti.***
***Gëzoje me takimin Tënd.***
***Bëre që kalimi i tij nga këtu***
***të jetë në një vend më të mirë".***

2. Sunet është që mjekra me kafkën të ndërlidhet me diçka që t'i jetë koka e mbyllur, që mos t'i depërtojë diçka në fyt dhe që mos t'i shtrembërohet fytyra.

3. Sunet është që këmbët t'i lidhen dhe pjesët (meset) e këmbëve dhe të duarve t'i ndërlidhen që t'i jetë trupi i drejtë dhe që mos t'i mbeten kërrul këmbët, duart ose trupi në tërësi.

4. Mustehab është t’i hiqen rrobat me të cilat ka vdekur, sepse rrobat i shtojnë nxehtësi dhe i prishet kufoma shumë shpejt deri kur të pastrohet.
Kuptohet pastaj vishet me rroba të lehta dhe të gjera e pastaj mbulohet.

5. Mustehab është me u vendosur në krevat ose në vend të lartë, si respekt ndaj të vdekurit.

6. Nëse shihet shenja të fryrjes në bark është mirë t’i vendoset diçka të rëndë dhe t’i lidhet për barku.

7. Sunet është të mbulohet me një rrobë, teshë apo qarshaf.

8. Nga të pranishmit kërkohet që në vendin e kufomës të flitet vetëm fjalë të mira, të kujtohet Allahu, me kërkuar falje për të vdekurin dhe familjen e tij.
Lejohet të puthet i vdekuri në ballë (mes syve) sepse kështu kanë vepruar një pjesë e Sehabeve.

9. Trashëgimtarët e të vdekurit duhet që sa më shpejtë të jetë e mundur t’ia lajnë borxhet nëse ka pasur.

10. Mustehab është që sa më shpejtë vasijetet, porositë të cilat i ka lënë t’ia kryejnë.

Përpos këtyre mirë është mos me u vonuar shumë rreth çështjeve të domosdoshme duke filluar prej pastrimit (gusulit), mbulimit me kefin (qefin), faljen e namazit të xhenazes dhe varrimit, pasi që definitivisht të konfiromohet vdekja, me qëllim që xhenazja mos të prishet dhe mos t’i prishet pamja e tij.

Shpejtimi në varrim është për ata që nuk vdesin befasisht, ndërsa në rastet e fatkeqësive, adsidentet dhe rastet e befasishme nevojitet të pritet me qëllim që definitivisht të konfirmohet vdekja.

Lejohet vonimi i varrimit nëse pritet ndonjë tepër i afërt, mirëpo ai vonim të mos ndikon në prishjen e kufomës, ndërsa nëse fillon prishja e kufomës me shpejtësi të madhe, nuk vonohet varrimi.

## MBULIMI I SYVE TE I VDEKURI

Kur të vdes njeriu i mbyllen sytë, i mbulohet fytyra, lutet për të dhe flitet vetëm mirë për të.

Kur kishte vdekur Ebu Seleme, Muhamedi a.s. kishte shkuar te i vdekuri dhe në rendë të parë ia kishte mbyllur sytë e pastaj ka thënë:

***“Sytë e përcjellin shpirtin duke dalë”.***

*(Muslimi)*

Kur Zylihaja i tha Jusufit a.s. “sa sy të bukur ke!”, Jusufi a.s. është përgjigjur: *“Sytë janë organet e para të cilat do të ndahen prej trupit”*.

# MBULIMI I TRUPIT TË TË VDEKURIT

Në ditët e sodit shohim se si vajzat e reja, por edhe të vjetra i zbulojnë pjesët e trupit. Deri sa edhe të vdekurit dhe të vdekurës nuk lejohet t'i shihet trupi i zbuluar e mos të flasim të gjallit. Deri sa të vjen koha e pastrimit të kufomës, të vdekurit i hiqen rrobat e trupit sepse ato rroba lëshojnë nxehtësi dhe i prishet trupi shumë shpejtë e i vjen era, ndërsa me heqjen e teshave ajroset më lehtë. Kështu në trup i mbetet vetëm tesha ose vishet me ndonjë këmishë të lehtë dhe breg të lehta dhe mbulohet me ndonjë petk. Nëse kufoma fryhet, atëherë i vendoset ndonjë copë hekuri, apo diçka e rëndë në bark që të mos fryhet.

- Mekruh është të këndohet Kur'an me zë të lartë te i vdekuri para se të lahet (gusël), pra mekruh është me qenë shumë afër, ndërsa me qenë më larg nuk është mekruh, kurse nuk është mekruh të këndohet në heshtje Kur'an.

Po ashtu nuk është mekruh nëse i vdekuri është i mbuluar mirë dhe është me mbulesë (rroba) të pastra.

# LAJMËRIMI

Kur të dëgjohet se dikush ka ndërruar jetë thuhet:
“Ne vërtet jemi të Allahut dhe padyshim se te Ai (të gjithë) do të kthehemi”.

Është mirë që edhe nëpër shtëpi veç e veç të lajmërohet për vdekjen e ndonjërit, por edhe haptazi në mënyrë publike, me qëllim që sa më shumë të marrin pjesë në faljen e namazit të të vdekurit dhe përcjelljes së kufomës për të fituar shpërblime.

***Ebu Hurejre r.a. ka treguar se Pejgamberi s.a.v.s. i kishte lajmëruar njerëzit për vdekjen e Nexhashiut, atë ditë kur kishte vdekur Nexhashiu, e pastaj së bashku me ta kishte shkuar në një vendfalje (Musal-la), aty ishte rreshtuar me shokët e tij (dhe e ka falë namazin e xhenazes jo prezent-Gaib) duke thirrur Allahu Ekber katër herë.***

*(El-Xhemaa)*

Ky është hadithi me të cilin argumentohet se mirë është të lajmërohet publikisht për vdekjen e ndokujt, e po ashtu mirë është të shkohet nëpër shtëpitë veç e veç që të lajmërohet për vdekjen e dikujt. Sepse siç transmeton Ahmedi dhe Buhariu nga Enesi se Pejgamberi s.a.v.s. e kishte njoftuar Zejdin, Xhaferin dhe Revahan, para se t’i lajmërojë kush.

# PËRGATITJA E TË VDEKURIT

Ibn Keabi ka treguar:

*"Ademi a.s. kur ka vdekur, melaqet e kanë pastruar (i kanë dhënë gusël), e kanë kefinosur (qefinosur – e kanë mbështjellë), ia kanë falë namazin e xhenazes, e kanë qelë varrin, e kanë vendosë në varr dhe pastaj përmbi të kanë vendosë tulla, pastaj kanë dalë prej varrit dhe e kanë mbuluar me dhè, e pastaj kanë thënë: "O bijtë e Ademit, kjo është mënyra si të varrosen të vdekurit tuaj"*

*(Ahrexhehu Ibn Ahmedi fi Zevaid Musned dhe Hakimi i cili ka thënë isnadi Sahihë)*

Ky hadith është Mefkuf te Ibn Keabi sepse ai nuk ka thënë se e kam dëgjuar Muhamedin a.s. duke thënë kështu, por është e mundur se këtë e ka dëgjuar prej tij, sepse Hadith Mefkuf quhet çdo hadith i cili përfundon teksti te Sehabiju, ndërsa hadith Merfuë është kur Sehabiju thotë: "E kam dëgjuar Muhamedin a.s. duke thë kështu ...".

Kur të vendoset i vdekuri për t'u larë, Meleku i thotë të vdekurit:

***"Ku e ke gjuhën?, pse nuk po flet, çka je bërë kështu memec?***
***Ku e ke erën e mirë, çka po t'vjen erë e keqe?!***
***Ku e ke pasurinë, çka je bërë kështu i varfër?!"***

Tregohet se kur ka biseduar Zulehaja me Jusufin a.s. duke i treguar për ndjenjat e saja ndaj tij dhe për bukurinë e tij, i ka thënë:

- Sa sy të bukur ke!

Jusufi a.s. është përgjigjur: Sytë do të jenë pjesët e para të trupit të cilat do të prishen në varr.

- Sa flokë të mira ke!

Jusufi a.s. është përgjigjur: Flokët do të jenë prej të parave që do të biejnë nga trupi pas vdekjes.

- Sa i mirë je!

Jusufi a.s. është përgjigjur: Do ta hanë krimbat.

O njeri tërë jetë ke vrapuar për pasuri, tërë jetën ke vrapuar për ushqim, veshmbathje, vendstrehim. Llojet më të mira të ushqimit sot me t’i ofruar, goja jote nuk mund as t’i prekë, syri yt as nuk mund t’i sheh. Rrobat dhe stolitë më të mira të botës me t’i dhënë ti nuk mund t’i veshësh, por do ta kesh vetëm një kefin (pëlhurë për mbështjellje). Pallatet më të mira të botës me t’i dhënë nuk do të banosh aty, por do të vendosesh nën dhè me të cilën do të mbulohesh, dhe për ty ekziston vetëm një pallat e ai pallat është varri.

Tash të bëjnë gati për me të larë, t’i heqin edhe të vetmet rroba që të kanë mbetur në trup, ndërsa nuk mund të thuash jo, nuk dua të mi hiqni rrobat, nuk mundesh as me u ruajtur. Duke të larë të sjellin në të majtë e në të djathtë, nuk mundesh të ankohesh për ujin e nxehtë as për të ftohtin, nuk mundesh as të ulesh as të qëndrosh në këmbë, por nuk mundesh as të flasësh.

# PASTRIMI I XHENAZES

Pastrimi (gusli) i të vdekurit është farz kifaje.
Muhamedi a.s. ka thënë:

***“Pastrone (jepni gusl) me Sidr (gjethe të cilat lëshojnë shkumë si sapuni) dhe kefinosne me dy mbulesa (kefina)”***

*(Mutefikun alejhi)*

Sunet është që sa më shpejtë të bëhet pastrimi (gusli).

- Nuk lejohet që bashkëshorti ta pastrojë (gusl) bashkëshorten dhe ta prekë atë, sepse vdekja e saj është e jashtëkurorëzuar, ndërsa sipas mendimeve më të sigurta lejohet për ta parë (shikuar).

# PASTRIMI I MUHAMEDIT a.s.

Pastrimin e të Dërguarit s.a.v.s. e kanë bërë: Abasi, djemtë e Abasit – Kasumi dhe El-Fadli, Aliu, Usame bin Zejd, Evs bin Havli dhe Shukrani – robi i liruar nga i Dërguari i Allahut s.a.v.s.
El-Abasi, Fadli dhe Kasumi e kthenin trupin e të Dërguarit s.a.v.s. që të pastrohet më lehtë, Usame dhe Shukrani qitnin ujë, ndërsa Evsi e mbante në gjoksin e vet.

I tërë pastrimi është bërë, por pa ia hequr petkat të Dërguarit a.s., ashtu siç e kishte këmishën e veshur, i hidhnin ujë mbi këmishë e fërkonin me dorë mbi këmishë, e jo nën këmishë, por kjo larje ka qenë specifike e të Dërguari s.a.v.s.

Shehidi nuk pastrohet, por mbulohet me rrobat e përgjakura dhe me kefin, sepse gjaku do të dëshmojë te Allahu në Ditën e Kijametit, ndërsa era e tij do të jetë më aromatike se era e miskut, sepse Muhamedi a.s. në hadith ka thënë për shehidët:

***“Mos i pastroni sepse çdo plagë, çdo gjurmë dhe çdo pikë e gjakut të tyre do të fryjë erë misku në Ditën e Kijametit”.***

*(Ahmedi me sened Sahihë)*

- Lejohet bashkëshortja për ta pastruar (gusl) bashkëshortin sepse kurorëzimi i saj vazhdon sa zgjatë ideti, e ideti është katër muaj e dhjetë ditë.
- Po ashtu e dhe e shkurorëzuara me të drejtë kthimi (Talak Rexhij) nëse ende është në idet, lejohet që ta pastrojë (gusl) të shkurorëzuarin e saj.
- Fëmijën e vogël (Sabijën) çoftë mashkull, çoftë femër lejohet për ta larë i rrituri apo e rritura.

Sakti (i linduri para kohe - dështaku) nëse lindë i gjallë (shenja gjallërie)

- farz është gusli, pa marrë parasysh ka lindë para kohe ose pas kohe.

Sakti (i linduri para kohe - dështaku) nëse lindë i vdekur

- nëse fëmija ka formë, atëherë gusli është farz.
- nëse fëmija nuk ka formë, atëherë nuk është farz gusli, por mund të lahet.

Në të gjitha rastet fëmija duhet të emërohet.

- Nëse gjendet pjesa më e madhe e trupit, farz është gusli i të vdekurit.
- Nëse gjendet gjysma e trupit me kokën, farz është gusli.

- Nëse vdes gruaja kurorëzimi zhvleftësohet, ajo është e huaj, andaj burri nuk ka të drejtë ta pastrojë, ndërsa nëse vdes burri, gruaja ka të drejtë ta pastrojë atë, sepse ajo ende është në idet kështu që kurorëzimi vazhdon.
- Nëse burri e ka lëshuar gruan, mirëpo ka të drejtë kthimi (kurorëzimi i parë dhe i dytë) dhe ende është në idet, atëherë ka të drejtë për ta pastruar.

- Nëse burri e ka lëshuar gruan, mirëpo është shkurorëzimi i tretë (BAIN), nuk ka të drejtë për ta pastruar edhe nëse ende është në idet.

- Nëse vdes femër dhe nuk ka femra tjera për ta larë, atëherë mashkulli (Muhrim) i cili e ka të ndaluar për t’u martuar me të i jep tejemum fytyrës dhe duarve deri në bërryla, mirëpo nëse nuk ka në atë mes muhrim (i cili e ka të ndaluar martesën me të), atëherë i jep tejemum, por tejemumin ia jep duke vendosur në duar dorëza, harrën apo diçka tjetër dhe i mbyll sytë dhe i jep tejemum duarve deri diçka më thellë se shuplakat.

- Kështu vepron edhe burri i saj (i të vdekurës), sepse ai konsiderohet i huaj për të, mirëpo ai ka të drejtë ta shikojë edhe më thellë se shuplakat, pra deri në bërryla.

- Nëse vdes një mashkull dhe nuk ka meshkuj tjerë, atëherë mund ta lajë ndonjë femër (e vjetër f.v.) e cila nuk ka ndjenja martese, mirëpo nëse nuk ka femra të tilla, atëherë i epet tejemum fytyrës dhe duarve deri në bërryla duke i mbyllur sytë.

Në të gjitha rastet, pra nëse vdes mashkulli në mesin e femrave dhe pastrohet, dhe nëse vdes femra në mesin e meshkujve dhe pastrohet, atëherë gusli (pastrimi i tyre) pranohet, pra është i vlefshëm, mirëpo është bërë një mëkat.

# SHARTET E GUSULIT TË TË VDEKURIT

Shartet e pastrimit (gusulit) të të vdekurit janë:

1. Me qenë musliman.
   Nuk lejohet pastrimi (gusuli) i pabesimtarit. Nëse pastrohet kjo është haram.
2. Me lindë fëmija me kohë.

- Nëse lindë fëmija para kohe dhe nuk ka përbërje të plotë të trupit, por vetëm copa mishi e gjaku, nuk pastrohet, por vetëm i hidhet ujë, mbulohet me një rrobë, emërtohet dhe varroset sepse ai do të ringjallet në Ditën e Kijametit.
- Nëse lindë fëmija ose me kohë ose para kohe, por me përbërje të plotë, pastrohet (farz është pastrimi – gusuli), pastaj emërohet, kefinoset dhe farroset.
- Nëse lindë fëmija dhe klithë apo një herë merr frymëmarrje, trashëgon dhe po ashtu trashëgohet.

3. Me qenë pjesa më e madhe e trupit ose gjysma e trupit së Bashku me kokën:

- Nëse për shkak të ndonjë aksidenti, vërshime, tërmeti, rrëzimi nuk mbetet më shumë se gjysma e kufomës, atëherë nuk pastrohet.

4. Mos të jetë shehid.
   Shehidi nuk pastrohet (gusël), por vetëm i falet namazi. Argument për këtë është hadithi i Muhamedit a.s. me rastin e shehidëve të Uhudit, ku thotë:
   ***“Mos i pastroni (gusël) se nëse ka gjak ose plagë, çdo plagë dhe çdo pikë e gjakut do ta ketë erën e miskut në Ditën e Kijametit”.***
   *(Transmeton Ahmedi)*

# MENDUBET E GUSULIT

Mendubet e gusulit janë:

1. Me i dhënë kufomës abdest.
2. Me ia mbuluar trupin.
3. Me e zhveshë lakuriq, pastaj me e mbuluar.
4. Me përdorë sapunin.
5. Me e pastruar me numër tek, do të thotë tri, pesë apo shtatë herë.
6. Me ia shtrënguar barkun për ta liruar plotësisht.
7. Me i hedhë ujë në organet e turpshme, për të mos lejuar asnjë njollë ndyrësire në kefin.
8. Të kesh dorëza apo mbështjellja e duarve me ndonjë leckë me rastin e pastrimit të organeve të turpshme të kufomës.
9. Me filluar gjithnjë nga e djathta.
10. Mos me prezantuar askush tjetër gjatë larjes përpos atyre që i ndihmojnë në pastrim.
11. Me parfumosur të vdekurin.

# SI PASTROHET I VDEKURI

- I vdekuri vendoset në teneshir (shtrat i ngritur prej tokës)
- Teneshiri parfumohet tri, pesë deri në shtatë herë.
- Zdeshet, por duhet pasur parasysh që prej kërthize deri në gjunjë të jetë i mbuluar me ndonjë rrobë (leckë apo qarshaf)
- Femra duhet të jetë e mbuluar në tërësi me qarshaf.
- Pastruesi vendosë dorëza (leckë), i hedhë ujë në pjesët e turpshme të të vdekurit dhe ia pastron pjesët e turpshme.
- Pastaj i epet abdest.

  Gjatë abdestit pastrohen buzët dhe pjesa e jashtme e hundës, por pa madmada (shpërlarje e brendshme e hundës) dhe pa istinshak (shpërlarje e brendshme e gojës)
- Pastaj i lahet koka dhe fytyra deri në fund të mjekrës.
- Gjatë abdestit dhe gjatë pastrimit (gusulit) gjithmonë fillohet nga ana e djathtë.
- Pastaj e lajmë pjesën e djathtë të mesme të trupit (gjoksin deri në kofshë) duke e lakuar pak në krahun e majtë.
- Pastaj e lajmë pjesën e majtë të mesme të trupit (gjoksin deri në kofshë) duke e lakuar pak në krahun e djathtë.
- Pastaj në tërësi ia lanë këmbën e djathtë dhe të majtën.
- Kur të përfshihet në tërësi trupi me ujë, është arritur farzi i gusulit.
- Pastaj në të njëjtën mënyrë, por pa i dhënë abdest, pastrohet edhe dy herë, mirëpo pastrimi (gusuli) i dytë dhe i tretë është sunet, nuk është farz.
- Pastaj i vdekuri fshihet (teret), parfumohet dhe kefinoset.
- Një herë me i dhënë gusul të vdekurit është farz, ndërsa herën e dytë dhe të tretë është sunet.
- Me larë më pak se tri herë do të thotë është mekruh.
- Me la katër herë, atëherë mustehab është të pastrohet edhe një herë sepse pastrimi tek është mustehab.

- Nëse me tri herë bëhet pastrimi i plotë (pra nëse nuk ka gjak, papastërti etj.), nuk është mustehab me vazhduar larjen pesë herë apo shtatë herë.
- Hunthanë nuk e pastron as mashkulli as femra, por i epet tejemum me dorëza ose me rrobe.
- Mirë është para pastrimit uji të parfumohet.
- Pas pastrimit të fundit i vdekuri parfumohet me kafurë.

**Parfumosja është mendub në tri raste:**

- Menjëherë kur të ndërrojë jetë.
- Kur të pastrohet dhe
- Kur të kefinoset.

- Papastërtia gjatë pastrimit dhe pas pastrimit nuk ndikon në pavleftësinë e gusulit, pa marrë parasysh a bie në kefin apo mbetet në trup. Mirëpo para kefinosjes si pastërti lejohet, por nuk është shart. Pra, nëse ndyrësira del prej trupit dhe e ndotë kefinin, lejohet falja e namazit, mirëpo nëse ndyrësira ka ndodhë në kefin prej ndyrësirave të tjera e jo prej të vdekurit, atëherë nuk lejohet të falet namazi i të vdekurit me atë kefin.

- Gjatë pastrimit (gusulit) duhet pasur kujdes që trupi i të vdekurit mos të lëndohet, me fjalë tjera me lehtësi dhe me butësi me e sjell trupin e të vdekurit. Besimtari duhet ta nderojë dhe të sillet ndaj të vdekurit ashtu siç sillet ndaj të gjallit.

Transmetohet nga Ajshja r.a. se Muhamedi a.s. kathënë:

***"Lëndimi apo thyerja e eshtrave të të vdekurit është njësoj si lëndimi apo thyerja e eshtrave të të gjallit".***

*(Ahmedi, Ebu Davudi, Bjehekiu dhe Ibni Maxhe)*

- Atij i cili e pastron kufomën nuk i lejohet të tregojë për të metat apo diçka çka nuk është e pëlqyeshme te kufoma. Mbulimi i të metave të vëllait musliman është obligim çoftë ai i gjallë apo i vdekur.

Ebu Hurejra r.a. transmeton nga Muhamedi a.s. se ka thënë:

***"Çdo të metë që ia fshehë njeriu njeriut tjetër, Zoti do t'ia fshehë ndonjë të metë në Ditën e Kijametit".***

*(Ahmedi dhe Muslimi)*

Ebu Rafiu transmeton nga Muhamedi a.s. se ka thënë:

***"Kush e pastron të vdekurin dhe ia fshehë të metat e tij, Zoti ia falë katërdhjetë mëkate, kush ndihmon dhe e qelë varrin për ta varrosur vëllain musliman është sikur t'i kishe ndërtuar shtëpi (vendbanim) atij deri në Ditën e Kijametit".***

*(Taberani me sened Sahih)*

Nëse kufoma ka pamje të mirë apo shenja të mira, atëherë mustehab është tregimi i atyre shenjave të mira.

Muhamedi a.s. ka porositur:

***"Të vdekurit tuaj le t'i pastrojë i besueshmi".***

*(Transmeton Ibni Maxhe)*

Nëse femra par avdekjes ka pasur bishtaleca, atëherë i prishen bishtalecat e flokëve, pastrohet, pastaj përsëri i thurren bishtalecat, sepse kështu Muhamedi a.s. ka urdhëruar të veprohet kur i kishte vdekur vajza e tij, e pasta ka thënë:

***"Parfumoseni me erë të mirë dhe vendosni Kanutë (aromë)".***

*(Buhariu)*

Kefini nuk ka xhepa, por edhe po të kishte xhepa nuk do të kishte dobi, sepse xhepat janë për t'i mbajtur çelësat e banesave komfore dhe automjeteve luksoze, kështu që tani i vdekuri do të jetojë në banesën e dheut e deri atje do të shkojë me tabut prej dërrasave ku nuk ka jastëk e krevat.

Kefini nuk ka xhepa, sepse xhepat janë për t'i mbajtur Eurot, Dollarët dhe Frangat, mirëpo në banesën e dheut dhe në tabutin e dërrasave nuk bëjnë dobi xhepat Eurot, Dollarët dhe Frangat. Kefini nuk është veshje luksoze e quajtur "Fashion" e modave të cilat i ndërrojnë çdo stinë e çdo vjet, por është moda e fundit pas së cilës modë nuk ka modë tjetër.

Kefini është i bardhë, sepse ngjyra e bardhë simbolizon pastërtinë dhe çiltërsinë.

# VENDOSJA NË TABUT

Transmeton Ebu Seid El-Hudriju r.a. se Muhamedi a.s. ka thënë:

***“Kur i vdekuri vendoset në tabut dhe atë e bartin njerëzit (mbi supet e tyre), nëse është besimtar i mirë thotë: Shpejtoni, më përcillni sa më shpejtë (te varri). E nëse është pabesimtar dhe njeri i keq u thotë përcjellësve të tij: O mjerë për mua, po ku po më dërgoni?! Zërin e tij e dëgjojnë çdo gjë përveç njerëzve dhe xhinëve, e sikur ta dëgjonte ndonjë njeri do t’i binte të fiktë”.***

*(Buhari)*

Po ashtu edhe në një hadith tjetër të cilin e transmeton Ebu Hurejre r.a. se Muhamedi a.s. ka thënë:

***“Shpejtoni në bartjen e kufomës, nga shkaku se, nëse është i mirë lum për të dhe lum për juve që i ndihmoni për të shkuar më shpejtë, por nëse është e kundërta, mjerë për të ku do të shkojë”.***

*(Buhariu)*

Muhamedi a.s. nuk është vendosur në tabut, por është varrosur në dhomën dhe nën shtratin e tij.

# KEFINI NGA PASURIA E TË VDEKURIT

- Kefini bëhet menjëherë pas pastrimit (gusulit).
- Kefini blihet prej pasurisë së të vdekurit pasi t’i lahen borxhet prej pasurisë së tij. Nëse nuk ka lënë pas vete mjete materiale, atëherë blerjen e kefinit e bën ai i cili ka qenë përgjegjës apo mbikëqyrës. Nëse nuk ka përgjegjës, atëherë tubohen mjete nga muslimanët dhe i blihet kefini.
- Bashkëshortja e vdekur kefinoset me kefinin e pasurisë së burrit të saj edhe nëse ka mjete materiale sepse ende ka obligim dhe përgjegjësi në mbikëqyrje të saj.

Urtësia e kefinit qëndron në atë se rrespektohet apo kursehet nga sytë e njerëzve, sikurse ka qenë obligim mbulimi sa ka qenë gjallë, ashtu është obligim mbulimi pas vdekjes.

- Nuk lejohet kefinimi i mashkullit me material të mëndafshtë sepse çka ka qenë e ndaluar për meshkujt prej veshjes për së gjalli, ashtu ndalohet edhe pas vdekjes.
- Për femrën lejohet që kefini i saj të jetë prej mëndafshi, sepse ashtu e ka pasur të lejuar sa ka qenë gjallë.
- Kefini më i miri është me ngjyrë të bardhë.
- Çdo gjë çka lejohet për t'u veshur për të gjallin lejohet të jetë edhe kefin.

Haxhiu nëse vdes deri sa është i veshur me ihram nuk kefinoset, por kefin i vërtet për të është vetë ihrami. Pra mbulohet vetëm me dy pjesët e ihramit të cilat i ka veshur, ndërsa nuk parfumohet dhe nuk i mbulohet koka, por vetëm ashtu si ka qenë i mbuluar me ihram, sepse kur ka vdekur një haxhi në Arafat, Muhamedi a.s. ka thënë:

***"Pastrojeni me ujë të "Siprit" dhe kefinosne me dy pjesët e ihramit të tij, mos e parfumoni dhe mos ia mbuloni kokën, sepse në Ditën e Kijametit ai do të ringjallët duke thënë: "Levejk Allahume lebejk" (O Zot jam i gatshëm që gjithmonë në çdo çast të të përgjigjem [për çka do që më urdhëron])".***

# ÇKA ËSHTË MENDUB TE KEFINI

**Mendubet e kefinit janë:**

1. Me qenë prej lëndës së pambukut dhe të jetë i bardhë.

Muhamedi a.s. ka thënë:

***“Vishuni (për së gjalli) me tesha të bardha, sepse ato janë teshat më të mira për ju dhe kefinosni ashtu (me të bardhë) të vdekurit tuaj”.***

*(Transmetojnë pesë Koleksionuesit)*

Muhamedi a.s. është mbështjellë me kefin të përbërë prej tri pjesëve nga pëlhura e pambukut Sulejhan ( prej Jemenit).

2. Që kefini të jetë më shumë se një pjesë.

3. Që kefini të parfumohet me numër tek (një herë, tri herë, pesë herë).

4. Që kefini të jetë me pjesë tek.

5. Që kefini të jetë i rregulluar mirë.

Muhamedi a.s. ka thënë:

***“Kush e merr përsipër për ta përgatitur të vdekurin le ta rregullojë mirë kefinin”.***

Të gjithë janë pajtuar se të tepruarit është e ndaluar, sepse Muhamedi a.s. ka thënë:

***“Mos e teproni në kefin”.***

# PJESËT E KEFINIT

**Kefini Sunet:**
Kefini sunet për meshkuj përbëhet prej tri pjesëve:
- Pjesa e brendshme (kamisi)
- Pjesa e mesme (izari) dhe
- Pjesa e jashtme (lifafa).

**Kefini sunet për femra përbëhet prej pesë pjesëve:**
- Pjesa e parë shtrëngimi i gjoksit të femrës
- Pjesa e brendshme
- Pjesa e mesme
- Pjesa e jashtme dhe
- Shamia

# LLOJET E KEFINIT

**Kefini në përgjithësi është tri llojesh:**

Lloji i parë: Kefini i domosdoshëm.
Lloji i dytë: Kefini i mjaftueshëm dhe
Lloji i tretë: Kefini i sunet.

**Po ashtu kefini i domosdoshëm ndahet në:**

- Kefini i domosdoshëm për meshkuj - ajo çka është patjetër për t'u mbuluar te mashkulli.
- Kefini i domosdoshëm për femra - ajo çka është për t'u mbuluar te femra, do të thotë çka e mbulon tërë trupin, si te mashkulli ashtu edhe te femra.

**Kefini i mjaftueshëm ndahet në:**

- Kefini i mjaftueshëm për meshkuj - ajo çka vishet normal në jetë për meshkuj (izari dhe lifafa).
- Kefini i mjaftueshëm për femra përbëhet nga dy palë rroba: e epërmja - këmisha dhe e poshtmja (izari dhe lifafa).

**Kefini sunet ndahet në:**

- Kefini sunet për meshkuj (lifafi, izari dhe kamisi)
- Kefini sunet për femra i cili përbëhet prej pesë pjesëve:

1. Lifafi
2. Izari
3. Kamisi
4. Shmija dhe
5. Pjesa e cila e shtrëngon gjoksin e saj.

Prandaj, kefinosja e femrës me më pak se kjo është mekruh.

# NAMAZI I XHENAZES

Tek ne xhemati në xhami është shumëllojësh:

- Xhemati i pesë kohëve të namazit
- Xhemati i cili falet vetëm një herë në javë dhe atë namazin e xhumasë
- Xhemati i cili falet një muaj në vit, dhe atë namazin e teravive dhe namazeve tjera së bashku me namazin e Bajrameve
- Xhemati i cili falet dy herë në vit, dhe atë namazin e dy Bajrameve dhe
- Xhemati i cili shkon vetëm një herë gjatë jetës në xhami, nuk falet, por atij i falet namazi i xhenazes.

## KOSTUMET E GJELBËRTA

Kur u takuam në rrugë, po këndohej ezan.

- Eja të çoj në xhami, sot është e xhuma, besoj se e di! – I thashë. Meqë m'i kishte kthyer prapë propozimet edhe herë të tjera, më tha:
- Edhe ti e di se unë nuk shkoj në xhami!
- E di, e di, - i thashë, - po për se?
- Ku ta di, ja që s'më bëhet mbarë, - m'u përgjigj aty për aty, pa u menduar. – Ndoshta është edhe ndikimi i mjedisit. Pastaj, e kam hallin te pantallonat se më prishet hekuri e më hollohen te gjunjët!
- Siç duket, e ke me shaka. A lihet xhamia për këtë?
- E kam seriozisht! Ti e di, jam shumë i dhënë pas veshjes së bukur e të rregullt. Veçanërisht më pëlqen e gjelbërta ...

Ashtu ishte! Përpiqej të vishej sa më mirë, të mbahej i rregullt e i paraqitshëm, kurse nga ngjyrat, parapëlqente tonet e ndryshme të ngjyrës së gjelbër.

Mirë, po kurrë nuk ke shkuar në jetën tënde në xhami? – E pyeta.

- I vogël pata shkuar disa herë me gjyshin. Por tani s'e besoj se do të mund të shkoj!

Fjalët e tij më habitën shumë dhe u pendova që e hapa atë temë. Megjithatë, i dhamë dorën njëri-tjetrit dhe u ndamë secili në udhë të vet.

Qenë bërë dy muaj që s'qemë parë pas asaj dite kur dikush më tha se ndodhej në xhami. Shkova menjëherë. Ai ndodhej para radhëve të para të vendosura në bahçen e xhamisë dhe përsëri mbi vete kishte një rrobë të gjelbër.

I shkova ngadalë pranë dhe, me një zë shumë të dobët, i pëshpërita:

- More, po ti sikur s'kishe për të ardhur asnjëherë në xhami! Si u bë që erdhe? Ai s'nxori fare zë. Dhe as që mund të nxirrte! Ai vërtet kishte ardhur, më në fund, në xhami, por ama jo vetë dhe ndodhej i mbyllur në tabut.

Dhe mbi tabut ishte hedhur një copë e gjelbërt!

# NAMAZI I XHENAZES

Namazi i xhenazes është farz kifaje që do të thotë nëse një pjesë e xhematit ia falin të vdekurit namazin të tjerët lirohen prej atij obligimi. Kjo është një lehtësim për besimtarët dhe mëshirë prej Zotit që mos ta ngarkojë Umetin e Muhamedit a.s., për shkak që secili ka nevoja, detyra dhe angazhime tjera.

Argument për faljen e namazit të xhenazes kemi ajetin Kur’anor:

**وَلا تُصَلِّ عَلَى أَحَدٍ مِنْهُمْ مَاتَ أَبَداً وَلا تَقُمْ عَلَى قَبْرِهِ إِنَّهُمْ كَفَرُوا بِاللَّهِ وَرَسُولِهِ وَمَاتُوا وَهُمْ فَاسِقُونَ**

**“Dhe asnjërit prej tyre (munafikëve, pabesimtarëve) kur të vdesin mos ia fal namazin (e xhenazes) kurrë, e as mos qëndro pran varrit të tij (për lutje e vizitë), pse ata mohuan Allahun dhe të dërguarin e Tij dhe vdiqën kryeneçë”.**

*(Et-Tevbe, 84)*

Me këtë ajet argumentohet se namazi i xhenazes është farz kifaje, jo farz ajn.

# VLERA E NAMAZIT TË XHENAZES

Transmeton Muslimi në Sahihun e tij nga Habani i cili ka thënë: *O Abdullah bin Umer! A nuk po e dëgjon çka është duke thënë Ebu Hurejre?! Ai po thotë se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut s.a.v.s. duke thënë:*

***“Kush e përcjellë xhenazen prej shtëpie, ia falë namazin e xhenazes, pastaj përsëri e përcjellë deri sa të varroset ka shpërblim sa dy Kirate, ndërsa shpërblimi i një Kirati është me vlerë (me peshë) sa Kodra e Uhudit. Kush ia falë e kthehet, nuk e përcjellë deri në varr, ka shpërblim vetëm sa një Kirat”*** **.**

*Atëherë Ibni Umeri r.a. e dërgon Hababin te Aishja r.a. për ta verifikuar thënien e Ebi Hurejres, pastaj është kthyer dhe ka thënë: Ka thënë Aishja r.a. se është e vërtetë për atë çka ka treguar Ebu Hurejre. Ibni Umeri pastaj thotë: Kemi humbur shumë Kirate".*

Ndërsa pyes: Sa shumë kirate humbin kur e përcjellin xhenazen kurse nuk ia falin namazin?!

**Namazi i xhenazes përbëhet prej dy rukneve:**

1. Tekbiret
2. Qëndrimi në këmbë

Tekbiret

***"Transmeton Xhabiri se Muhamedi a.s. kur ia ka falur namazin Nexhashiut, ka thirrur katër herë "Allahu Ekber".***

*(Ahrexhehu Shejhani)*

Namazi i xhenazes ndryshon nga namazet tjera.

- Çdo tekbir zëvendëson një rekat.
- Është namaz i cili nuk përbëhet as prej rukuve as prej sexhdeve.
- Selami në fund të namazit të xhenazes është vaxhib.
- Pra, namazi i xhenazes i ka dy rukne dhe një vaxhib.
- Nijeti i namazit të xhenazes është shart.
- Namazi i xhenazes nuk lejohet të falet hipur në mjet transportues apo ulur.

# SHARTET E NAMAZIT TË XHENAZES

Shartet e namazit të xhenazes janë:

1. Me qenë musliman.

Pabesimtarit nuk i falet xhenazja se Zoti i Madhëruar ka thënë:

وَلا تُصَلِّ عَلَى أَحَدٍ مِنْهُمْ مَاتَ أَبَداً …

**“Dhe kurrë mos ia falë namazin asnjërit prej tyre (pabesimtarëve)”.**

*(Et-Tevbe, 84)*

2. Me qenë pjesa më e madhe e trupit të të vdekurit.

Nuk i falet namazi vetëm ndonjë pjese të trupit, për shembull këmba ose dora.

3. Që xhenazja të jetë para falësve në drejtim të kibles.
4. Që me pas pas shenja gjallërie (d.m.th. ka lindur i gjallë, vetëm ka bërë një frymëmarrje të shkurtër dhe ka vdekur).
5. Që namazi xhenazes t’i falet pas gusulit

Nuk lejohet falja e namazit të xhenazes para gusulit apo tejemumit.

# SUNETET E NAMAZIT TË XHENAZES

Sunetet e namazit të xhenazes janë:

1. Pas nijetit dhe tekbirit të parë me kënduar subhaneken
2. Salavatet për Muhamedin a.s. pas tekbirit të dytë
3. Duaja pas tekbirit të tretë.

Mendub është që gjatë faljes së namazit të xhenazes të jenë tre rreshta.

Muhamedi a.s. ka thënë:

***“Cilit ia falin namazin tre safa, i falen gabimet”.***

Nëse xhemati përbëhet prej 7 vetëve, atëherë radhitja bëhet kështu:

Një (Imami), pastaj tre, dy dhe një.

- Më e vlefshme është që namazi të falet jashtë xhamisë e jo në brendi të xhamisë.
- Nëse i vdekuri është varrosur pa u pastruar, i falet namazi edhe pse nuk është pastruar.
- Nëse në të njëjtën kohë janë më shumë se një i vdekur, lejohet që namazi i xhenazes t’u falet të gjithëve një nga një, por mundet të falet një namaz për të gjithë duke e bërë nijetin për të gjithë. Në këtë rast prej drejtimit të kibles në rend të parë vendosen kufomat e grave, pastaj fëmijëve, pastaj burrave, dhe para burrave qëndron Imami e pas tij xhemati.
- Lejohet që femrat të prezantojnë në faljen e namazit të xhenazes.
- Në raste kur nuk ka burra, lejohet që femra me qenë Imam, por në këtë rast ajo qëndron në mes të rreshtit (safit) e jo përpara, sikurse Imami mashkull.

# MENDUBET

Mendubet e namazit të xhenazes janë:

1. Ngritja e duarve në tekbirin e parë pas nijetit.
2. Të filluarit me falënderim Allahun, salavatet për pejgamberin dhe dua për të vdekurin.
3. Vendosja e dorës së djathtë mbi të majtën.
4. Mustehab është që pas tekbirit të parë të këndohet: Subhaneke Allahume vebi hamdike ve tebarekesmuke ve teala xhedduke ve xhel-le thenauke ve la ilahe gajruke.
5. Bërja e duasë-lutjes në heshtje.
6. Imami të qëndrojë sa më afër kokës te i vdekuri mashkull, ndërsa në mes te e vdekura.
7. Mustehab është që tekbirat dhe selami të bëhet me zë.
8. Mustehab është të jenë tre rreshta e më shumë.
9. Drejtimi i rreshtave.

# KOHA E FALJES SË NAMAZIT TË XHENAZES

Mekruh tehrimen është falja e namazit të xhenazes në pes kohët e ndaluara për namaz, e ato janë:

1. Gjatë lindjes së diellit
2. Gjatë perëndimi të diellit
3. Kur dielli është në zenit
4. Pas sabahut deri në agim të plotë
5. Pas namazit të ikindisë deri në perëndim të diellit.

# SPECIFIKA RRETH FALJES SË NAMAZIT TË MUHAMEDIT a.s.

Pasi që Muhamedi a.s. ishte sëmurë dhe ishte në shtratin e vdekjes, pra para vdekjes, i shkon një delegacion i Sehabeve në krye me Abdullah Ibn Mes'udin. Pasi që e vizitojnë Muhamedin a.s. Ibn Mes'udi e pyet të dërguarin e Allahut:

- Kur e ke exhelin (afatin e dhënies së shpirtit) o i Dërguar i Allahut?
- O Ibn Mes'ud, exheli është afruar miku-Allahu po më pret.
- Po kush ka për me të pastruar o i Dërguar i Allahut?
- Anëtarët e afërt të familjes sime, së bashku me shumë melek të cilët nuk i shihni, ndërsa ata ju shohin juve.
- Po çfarë kefini me të kefinosë (me çfarë mbulese me të mbuluar)?
- Me kefin të bardhë.
- Po kush me ta falë namazin e xhenazes?
- Pasi që të më pastroni dhe të më kefinosni më lini pranë varrit një kohë të shkurtër. I pari i cili do të më dërgojë salavatë mbi mua është Allahu Krijuesi i të gjithë botëve, pastaj ma falin namazin e xhenazes Israfili dhe Melekul Mevti. Pas kësaj të hyni në dhomën – vendin ku do të varrosem tek e tek dhe grupe-grupe dhe ma falni namazin e xhenazes tek e tek dhe grupe-grupe, dhe përcilljani selamin (përshëndetjen) shokëve të mi, të cilët nuk do të arrijnë në namaz dhe varrim, dhe po ashtu para jush po i përshëndes me selam të gjithë ata të cilët thonë:

LA ILAHE IL-LALL-LLAH.

- Po kush me të varrosë, me të mbuluar me dhè?
- Anëtarët e familjes time së bashku me melekët të cilët ju shohin e ju nuk i shihni".

Pra, Specifike ka qenë për faljen e namazit të Muhamedit a.s. se ia kanë falë veç e veç burrat, pastaj gratë e pastaj fëmijët.

Në odën e Resulull-llahit hynin nga dhjetë vetë për t'ia falur xhenazen. Askush nuk ishte Imam.

Më së pari ia ka falur familja, pastaj Muhaxhirët, pastaj Ensarët. Pasi kanë përfunduar burrat edhe gratë njësoj ia falën, e pastaj edhe fëmijët.

***Ibn Abasi transmeton se: "Kur iu është falë namazi Muhamedit a.s. ia kanë falë veç e veç pa Imam, deri sa e kanë përfunduar, pas tyre kanë hy gratë dhe ia kanë falë namazin, pas tyre kanë hy fëmijët dhe ia falën namazin, pastaj robërit ia kanë falë namazin. Për namazin e Muhamedit a.s. askush nuk ka qenë Imam".***

*(Ehrexhehu Bejhekiu)*

# NAMAZI I XHENAZES PËRBËHET PREJ KATËR TEKBIREVE

**TEKBIRI I PARË**

- Tekbiri **“Allahu Ekber”** është farz,
- ngritja e duarve gjatë tekbirit është sunet,
- “Tesbihi” dhe “Thinai” për Allahun janë sunet.

| | |
|---|---|
| SUBHANEKE ALLAHUME | O Zot vetëm Ty të takon lavdërimi, |
| VEBI HAMDIKE | Vetëm Ty të takon falënderimi, |
| VE TEBAREKESMUKE | Vetëm Ty të takon madhërimi, |
| VE TEALA XHEDUKE | Ti je më madhështori, |
| VE XHEL-LE THENAUKE | Posaçërisht vetëm Ty të takon çdo lavdërim e çdo madhërim, |
| VE LA ILAHE GAJRUKE. | Nuk ka zot tjetër pos Teje. |

**TEKBIRI I DYTË**

- Tekbiri **“Allahu Ekber”,** është farz,
- sunet është që pas këtij tekbiri të dërgohet salavate për Muhamedin a.s.

Salavati i cili mjafton dhe i cili është më i shkurti është: ***“Allahume sal-li ala Muhamedin”.*** Me këtë plotësohet suneti i salavatit, ndërsa për ta plotësuar dhe kompletuar është:

| | |
|---|---|
| ALLAHUME SAL-LI ALA MUHAMEDIN | - O Zot fale Muhamedin |
| VE ALA ALI MUHAMED | - dhe familjen e tij |
| KEMA SAL-LEJTE ALA IBRAHIME | - ashtu si e ke falë Ibrahimin |
| VE ALA ALI IBRAHIME | - dhe familjen e tij |
| INNEKE HAMIDUN MEXHIDË. | - vërtet Ti je i Madhëruar dhe i Lavdishëm. |
| ALLAHUME BARIK ALA MUHAMEDIN | - O Zot bekoje Muhamedin |
| VE ALA ALI MUHAMED | - dhe familjen e Muhamedit |
| KEMA BAREKTE ALA IBRAHIME | - ashtu si e ke bekuar Ibrahimin |
| VE ALA ALI IBRAHIME | - dhe familjen e Ibrahimit |
| INNEKE HAMIDUN MEXHIDË | - vërtet Ti je Madhëruar dhe i Lavdëruar. |

## TEKBIRI I TRETË

Tekbiri **“Allahu Ekber”** është farz**,** ndërsa pas tekbirit bëhet duaja për të vdekurin.. Transmeton Ebu Hurejre r.a se Muhamedi a.s. ka thënë:

***“Kur ta falni namazin e xhenazes, lutuni me sinqeritet të plotë”.***

*(Transmeton Bejhekiu dhe Ibni Habani)*

Duaja më e shkurta dhe e cila e plotëson ruknin është: “Allahumegfir leh”.

Më e vlefshme është me kënduar duanë e cila është përpiluar nga Muhamedi a.s.

Ebu Hurejre r.a. transmeton se Muhamedi a.s. kur e ka falë namazi e xhenazes e ka bë këtë dua:

| | | |
|---|---|---|
| ***“Allahumegfir li hajina*** | - | *“O Zot fali të gjallët tanë* |
| ***ve mejitina*** | - | *të vdekurit tanë,* |
| ***ve hadirina*** | - | *ata të cilët janë prezent,* |
| ***ve gaibina*** | - | *ata të cilët nuk janë prezent,* |
| ***ve sagirina*** | - | *të vegjlit tanë,* |
| ***ve kebirina*** | - | *të rriturit tanë,* |
| ***ve dhekerina*** | - | *meshkujt tanë,* |
| ***ve unthana*** | - | *femrat tona.* |
| ***Allahume men ahjejtehu minna***. | - | *O Zot! Cili të lind prej nesh* |
| ***fe ehjihi alel islami*** | | *le të lind musliman,* |
| ***ve men tevefejtehu minna,*** | - | *e cili të vdes,* |
| ***fe tevefehu alel imani*** | | *le të vdes me iman.* |
| ***Allahume la tuhrimna exhreh*** | - | *O Zot na shpërble,* |
| ***Ve la tudilna beadeh”*** | - | *e mos na humb pas tij”.* |

*(Ehrexhehu Ahmedi dhe Bejhekiu)*

Edhe kjo formë e duasë për namazin e xhenazes është e pëlqyer:

| | | |
|---|---|---|
| ALLAHUMEGFIR LEHU | - | *O Zot fale,* |
| VERHAMHU | - | *mëshiroje,* |
| VE AFIHI VE AF'ANHU | - | *kurseje prej dënimit,* |
| VE EKRIM NUZULUH | - | *vendose në vend të mirë,* |
| VE VESIË MED-HALUH | - | *zgjeroja vendbanimin,* |
| VE GASILHU BIL MAI | - | *pastroje me ujë të pastër,* |
| VETH THELXHI VEL BERED | - | *të kthjellët dhe të freskët,* |
| VE NEKIHI MIN HATAJA | - | *pastroje prej gabimeve* |
| KEMA JUNEKI | - | *ashtu siç pastrohet* |
| THEVBIL EBJED | - | *rroba e bardhë,* |
| MINED-DENES | - | *zbardhohet (si bora) prej ndyrësire* |
| VE EBDILHU DAREN | - | *zëvendësoja në shtëpi* |
| HAJREN MIN DARIH | - | *më të mirë se ku ka banuar,* |
| VE EHLEN HAJREN MIN EHLIH | - | *familjen më të mirë se familja e tij* |
| VE ZEVXHEN HAJREN MIN ZEVXHIH | - | *grua më të mirë se gruaja e tij* |
| VE ED-HILHUL XHENETE | - | *shpërbleje me xhenet,* |
| VE EIDHHU MIN ADHABIL KABRI | - | *mbroje prej dënimit të varrit dhe* |
| VE ADHABIN-NARI. | - | *dënimit të zjarrit.* |

Nëse xhenazja është femër, nuk thuhet VE ZEVXHEN HAJREN MIN ZEVXHIH *(Jepi burrë më të mirë se burri i saj).*

## TEKBIRI I KATËRT

- Tekbiri **"Allahu Ekber"** është farz,
- ndërsa pas tekbirit të katërt epet selami i namazit të xhenazes, i cili selam është vaxhib.

Ky selam epet në të djathtë dhe në të majtë, por mund të epet edhe pa e lakuar kokën në të djathtë dhe në të majtë, sepse selami ka për qëllim të vdekurin.

ESSELAMU ALEJKUM VE RAHMETULLAH – ky selam është vaxhib.

ESSELAMU ALEJKUM VE RAHMETULLAH – selami i dytë është mustehab[1].

---

[1] Në namazet të cilat përbëhen nga rukutë dhe sexhdes, që të dy selamet - në të djathtë dhe të majtë janë vaxhib.

Selami mund të thuhet në heshtje, por më e vlefshme është të thuhet me zë që ta dëgjojë edhe xhemati.

Nëse muktedija arrin pas tekbirit të katërt dhe para selamit, atëherë e bën nijetin, merr tekbir dhe posa të jep Imami selam i plotëson tekbirat tjerë me lutjet e namazit të të vdekurit (të cilat i përmendëm më sipër).

## DUAJA PËR FËMIJË

Nëse i vdekuri është fëmijë në vend të duave të sipër shënuara bëhet kjo dua:

“ALLAHUMEXH’ALHU LENA FERETA
DHEHREN VE EXHRA
SHEFIAN MUSHFEAN”.

# NAMAZI I XHENAZES PAS VARRIMIT

Lejohet namazi i xhenazes pas varrimit edhe nëse iu është falë nga një xhematë tjetër më herët.

Ndodhë që një pjesë e farefisit dhe dashamirëve për shkak të rrethanave të ndryshme të arrijnë pasi që i vdekuri është pastruar, kefinosur dhe është varrosur. Ata mund të rreshtohen dhe mund t’ia falin namazin e xhenazes pas varrimit pasi që nuk kanë prezantuar më herët kur iu është falë namazi.

Zejd Ibn Thabiti r.a. tregon duke thënë:

***“Kemi kaluar pran varreve në Bekië me Muhamedin a.s., kur e sheh një varr të ri pyeti: “I kujt është ai varr”. I treguan se është i një gruaje (e cila kishte vdekur një natë më herët). Muhamedi a.s. e kishte njohur dhe thotë: “Pse nuk më keni lajmëruar për vdekjen e saj?” I thanë: O i Dërguar i Allahut gjatë ditës ke qenë agjërueshëm, ndërsa gjatë natës ke pasur angazhime, prandaj nuk kemi dashur të të shqetësojmë. Muhamedi a.s. u tha:***

***“Mos veproni më ashtu, për çdo rast vdekje më lajmëroni që edhe unë të jem aty, sepse namazi im për të (lutja ime gjatë namazit të xhenazes për të) është mëshirë. Pastaj Muhamedi a.s. iu afrua varrit, u rreshtuam pas tij dhe tha 4 herë Allahu Ekber (transmetuesi ka pasur për qëllim me 4 tekbirat, faljen e namazit të xhenazes me 4 tekbira”.***

*(Transmeton Ahmedi, Nesaiju, Bejhekiu dhe Hakimi)*

# BORXHI DHE NAMAZI I XHENAZES

Aq rëndësi të madhe ka larja e borxhit për të vdekurin, sa që Muhamedi a.s. kur ua ka falur namazin e xhenazes muslimanëve se a i ka pasur ndokujt borxh dhe a i është larë borxhi, e nëse ndonjë i vdekur kishte ndonjë borxh, Muhamedi a.s. ka thënë:

***“Faljani ju namazin e xhenazes vëllait tuaj”***

*(Buhariu)*

Pra me këtë Muhamedi a.s. u ka thënë tjerëve për t’ia falur namazin e xhenazes, por vetë nuk ka prezantuar në atë namaz, për t’i treguar muslimanëve rëndësinë e larjes së borxhit edhe për së gjalli, por edhe pas vdekjes, sa që në një hadith ka thënë:

***“Shpirti i besimtarit është i varur (në mes qiellit dhe tokës) deri sa t’i lahet borxhi”.***

*(Buhariu)*

# PËRCJELLJA E TË VDEKURIT

Kur të vdesësh pasuria nuk vrapon pas teje, ashtu siç ke vrapuar pas pasurisë.

Që nga momenti i vdekjes tri gjëra të përcjellin, por përcjellja e tyre ndryshon njëra prej tjetrës. Ato gjëra janë shokët e tu me të cilët ke jetuar, për të cilët ke punuar.

**Shoku i parë** i cili largohet prej teje është pasuria. Vërtet për të je angazhuar më së shumti, mirëpo pasuria është ajo e cila nuk do të mërzitet fare për ty.

Derisa i vdekuri përcillet me tabut, po të kishte mundësi të flas do t'u thoshte përcjellësve: Mos t'u mashtrojë dunjaja, mos të luaj dunjaja me ju ashtu siç ka luajtur me mua. Kam fituar mallin haram e hallall dhe ua kam lënë juve të kënaqeni me të, ndërsa në Ditën e Kijametit unë do të përgjigjem për atë pasuri, e ju tani e shfrytëzoni.

Enes bin Maliku transmeton se Muhamedi a.s. ka thënë:

***"Të vdekurin e përcjellin tri gjëra: Dy kthehen, njëra vazhdon të qëndrojë me të. E përcjellin familja, pasuria dhe vepra e tij. Kthehet pasuria dhe familja, kurse vazhdon të qëndrojë me të vepra".***

- Përcjellja e kufomës është mustehab.

Transmetohet nga El-Berrai se ka thënë:

***"Na ka urdhëruar i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: t'i përcjellim të vdekurit, t'i vizitojmë të sëmurët, t'i përshëndesim ata që teshtinë, t'i përgjigjemi ftesës dhe t'i ndihmojmë të dëmtuarve".***

- Përcjellja e kufomës është sunet për meshkuj, ndërsa mekruh për femrat.

Transmeton Buhariu dhe Muslimi nga femra Umi Alijete r.a. se ka thënë: "*Na është ndaluar neve (femrave) për t'i përcjellë të vdekurit, por jo rreptësisht*".

**Shoku i dytë** i cili të përcjellë deri te varri janë familja dhe shokët, kështu që kur të mbulohesh me dhè, në errësirën e nëntokës askush nuk vjen me ty, të gjithë kthehen nëpër shtëpitë e tyre, në punët e tyre dhe në familjet e tyre.
Zoti i Madhëruar thotë:

لَقَدْ جِئْتُمُونَا فُرَادَى كَمَا خَلَقْنَاكُمْ أَوَّلَ مَرَّةٍ

**"(E shihni) keni ardhë te Ne të vetmuar ashtu siç ju kemi krijuar për të parën herë (të vetmuar)".**

**Shoku i tretë** i cili e përcjellë të vdekurin deri te varri është vepra e tij. Nëse veprat e tij janë të mira lumë për të vdekurin, nëse ato vepra janë të këqija, mjerë për të vdekurin.

# ÇKA ËSHTË SUNET NË BARTJEN E XHENAZES

Bartja e kufomës është farz kifaje, është vepër e mirë dhe nderim për të vdekurin.
Sunetet e bartjes dhe përcjelljes së xhenazes janë:

1. Që i vdekuri të bartet nga 4 veta dhe të ecin nga dhjetë hapa e pastaj të ndërrohen.
- Nëse është kufomë e fëmijës lejohet ta bartë vetëm njëri.
2. Gjatë barjes është mirë të ecet me hapa të rëndomtë, por edhe të shpejtohet pak., sepse hadithin të cilin e transmeton Seid bin Musejeb nga Ebi Hurejre r.a. se Muhamedi a.s. ka thënë:

***"Shpejtoni me xhenazen, sepse nëse është i mirë lum për atë ku e qoni, ndërsa nëse është e kundërta, shumë keq është ajo çka është mbi supet e juaja".***

*(Buhariu, Muslimi dhe të tjerët)*

3. Sunet është të ecurit paralel dhe pas xhenazes sepse për këtë ka shpërblim (ndërsa lejohet edhe përpara).

Ebu Seid El-Hudriu r.a. transmeton se Muhamedi a.s. ka thënë:

***“Vizitoni të sëmurët dhe përcillni xhenazet, sepse kjo ua përkujton botën tjetër”.***

*(Ahrexhehu Ahmedi dhe Bezari)*

- Nuk ka të keqe për përcjellësin të hipë në mjet qarkullues apo në automjet nëse nuk mundet, por atëherë me qenë pas kufomës.
- Lejohet kthimi pas përcjelljes së kufomës me mjet transportues apo kafshë.
- Nuk prish punë nëse përcillet kufoma me automjet, por më mirë është në këmbë.

Kur të kthehet masa e tubuar, i vdekuri i dëgjon edhe të ecurit e tyre edhe këmbët e tyre të cilat e prekin tokën i dëgjon, sepse i vdekuri nuk e ka më aparaturën e dëgjimit-veshët, por e ka aparaturën e dëgjimit-shpirtin.

## ÇKA ËSHTË MEKRUH GJATË PËRCJELLJES SË XHENAZES

1. Mekruh është që gjatë përcjelljes së kufomës të bisedosh për çështje të dunjasë dhe të qeshet. Muslimani duhet të jetë i edukuar, të ecë qetë dhe me përulshmëri.

Mekruh është bartja e tabutit prej dy vetëve, njëri nga koka e tjetri nga këmbët, përpos në raste të domosdoshme.

1. Mekruh është të ngritet zëri lart.
2. Mekruh është përcjellja e xhenazes me zjarr dhe qirinj.
3. Me përcjellë kufomën femrat është mekruhi tahrimen.
4. Të ulurit e përcjellësve kur arrin i vdekuri në varr, para se të lëshohet në varr është mekrui tahrimen.

# VLERA E PËRCJELLJES SË TË VDEKURIT

Muhamedi a.s. ka thënë:

***"Kush e përcjellë xhenazen prej shtëpie, ia falë namazin e xhenazes, pastaj përsëri e përcjellë deri sa të varroset ka shpërblim sa dy Kirate, ndërsa shpërblimi i një Kirati është me vlerë (me peshë) sa Kodra e Uhudit. Kush ia falë e kthehet, nuk e përcjellë deri në varr, ka shpërblim vetëm sa një Kirat" .***

*Atëherë Ibni Umeri r.a. e dërgon Hababin te Aishja r.a. për ta verifikuar thënien e Ebi Hurejres, pastaj është kthyer dhe ka thënë: Ka thënë Aishja r.a. se është e vërtetë për atë çka ka treguar Ebu Hurejre. Ibni Umeri pastaj thotë: Kemi humbur shumë Kirate".*

# VARRI

I vdekuri kur të vendoset në varr, varri i thotë: *“O bir i Ademit! A ti e tubove pasurinë e dunjasë apo ajo të tuboi ty? A ti e le dunjanë apo ajo ty? O bir i Ademit! O njeri, nga dheu je krijuar, në të ke jetuar dhe përsëri në dhé u ktheve”.*

Të gjithë dijetarët islam janë pajtuar se varrimi i të vdekurit është farz kifaje. Kjo argumentohet me ajetin Kur’anor:

أَلَمْ نَجْعَلِ الْأَرْضَ كِفَاتاً . أَحْيَاءً وَأَمْوَاتاً .

**“A nuk e bëmë ne tokën që në gjirin e vet mbanë të gjallë dhe të vdekur”.**

*(El-Murselat, 25, 26)*

Në Kur’an përshkruhet rasti i varrimit të Habilit:

فَبَعَثَ اللَّهُ غُرَاباً يَبْحَثُ فِي الْأَرْضِ لِيُرِيَهُ كَيْفَ يُوَارِي سَوْءَةَ أَخِيهِ قَالَ يَا وَيْلَتَى أَعَجَزْتُ أَنْ أَكُونَ مِثْلَ هَذَا الْغُرَابِ فَأُوَارِيَ سَوْءَةَ أَخِي فَأَصْبَحَ مِنَ النَّادِمِينَ

**“All-llahu dërgoi një sorrë, e cila groponte në dhé, për t’i treguar atij se si ta mbulojë trupin e të vëllait. E ai tha: “I mjeri unë, a nuk qesh i aftë të bëhem si kjo sorrë, e ta mbuloja trupin e vëllait tim (ta varrosi)?” Ashtu mbeti i penduar”.**

*(El-Maide, 31)*

ثُمَّ أَمَاتَهُ فَأَقْبَرَهُ .

**“Mandej atë (njeriun) e bëri të vdesë dhe atij i bëri varr (të varrosët)”.**

*(Abese, 21)*

Varr quhet të mbuluarit e të vdekurit me dheun e tokës, për të mos iu ndie era dhe për të mos e ngrënë egërsirat.

Minimumi i thellësisë së varrit është deri në bel të njeriut mesatar, çka të thellohet është më e vlefshme.

# ÇKA KËRKOHET GJATË VARRIMIT TE VARRI

1. Mustehab është që varri të jetë sa më i thellë.

Muhamedi a.s. me rastin e të rënëve në Uhud, ka thënë:

***"Hapni varret, zgjeroni dhe thelloni".***

*(Transmeton Tirmidhiu-hasen sahih)*

2. Mustehab është që në anën e kokës dhe në anën e këmbëve të jetë varri më i gjerë.

3. Nëse toka është e fortë, atëherë më e vlefshme është që varri të hapet në formën e "L" (LAHD), ndërsa nëse është toka e butë më e vlefshme është në formë të gropës (MEHD).

Varrimi me tabut është traditë krishtere, ndërsa në raste të domosdoshme lejohet e palejuara.

4. Mustehab është që i vdekuri të varroset në varreza, ndërsa mekruh është të varroset në oborre të shtëpisë, sepse Muhamedi a.s. i varroste të vdekurit në varreza, do të thotë larg shtëpive të tyre, kurse varrimi i Muhamedit a.s. në shtëpinë e tij është specifikë e Muhamedit a.s. dhe e pejgamberëve.

Ebu Bekri Sidiki r.a. ka thënë se e ka dëgjuar Muhamedin a.s. duke thënë:

***"Çdo pejgamber ku ka vdekur aty edhe është varrosur".***

5. Mustehab është që të vdekurin ta lëshojë në varr më i afërti i tij.

6. Mustehab është që varri të mbulohet me një pëlhurë deri sa të vendoset i vdekuri në varr që të mos iu zbulohet ndonjë pjesë e trupit, pa marrë parasysh a është i vdekur apo e vdekur.

7. Mustehab është që në bazë të mundësive që së pari në varr të lëshohen këmbët e të vdekurit, pastaj mesi e pastaj koka.

8. Mustehab është që varri të jetë i çelur më shumë në drejtim të Kibles me qëllim që kur të vendoset i vdekuri në varr, ana e djatht e tij të jet më poshtë, ndërsa gjoksi në drejtim të kiblës.

Sa i përket thënies se varri i femrës thellohet deri në gjoks apo deri në fytin e saj, për shkak se ajo është e mbushur me mëkate, ndërsa mashkullit i thellohet varri deri në bel, nga shkaku se ka më pak mëkate, kjo nuk ka të bëjë me këtë. E vërteta është se trupi (kufoma) e femrës për t'u thelluar sa më shumë ka përparësi nga trupi (kufoma) e mashkullit vetëm për shkak se edhe në jetë trupi i femrës mbulohet në tërësi (përpos fytyrës, duarve dhe këmbëve deri në zogjë të këmbëve), prandaj e njëjta çështje të veprohet në hapjen e varrit që sa më shumë të ruhet trupi (kufoma) e saj.

Transmeton Bejhekiu me senedin Sahih se Muhamedi a.s. ka thënë:

***"Qabja është kible edhe për të gjallit edhe për të vdekurit".***

9. Mustehab është që ai i cili e vendosë të vdekurin në varr të thotë: BISMILAH VE ALA MILETI RESULILAH.

10. Mustehab është që të zgjidhen lidhëzat e kefinit, sepse lidhëzat janë lidhur që të mos i zgjidhet kefini gjatë bartjes, ndërsa pas bartjes dhe pas vendosjes në varr janë të panevojshme.

# ÇKA KËRKOHET PËR TË VEPRUAR PASI TË VARROSET I VDEKURI

1. Pasi të vendoset i vdekuri në varr, mirë është të mbulohet varri në tërësi.

2. Mustehab është që t'i hidhet minimum tre grushta dhé (tri lopata) duke filluar nga ana e kokës.

Inb Maxhe transmeton se Pejgamberi s.a.v.s. pasi ia ka falë xhenazen një të vdekuri ka shkuar te varri dhe ka hedhur tre grushta dhé në drejtim të kokës së të vdekurit.

3. Mustehab është që kur të hedh dheun herën e parë të thotë: **"Minha haleknakum"** *(Prej asaj [tokës] Ne u krijuam ju),*
herën e dytë të thotë: **"Minha nuidukum"** (e ju do t'u kthejmë përsëri në të),
herën e tretë të thotë: **"Ve minha nuhrixhukum tareten uhra"** *(e prej saj do t'ju ringjallim [nxjerrim] përsëri).*

4. Mustehab është të qëndrohet një kohë pranë varrit pas varrimit.

5. Të kërkohet falje për të vdekurin dhe të bëhet lutje për të.

Përpos duave të përpiluara, mirë është të bëhet kjo dua:
"Allahume hadha abduke ve ente ealemu bihi mina
ve ma nealemu minhu il-la hajren
Fe kad exhlestehu li tes'elhu
Allahume thebbit-hu bil kavli thabit fil ahireti
kema thebettehu fid-dunja.
Allahumerhamhu velkihhu bi nebijihi Muhamed s.a.v.s.
ve la tudilna beadeh ve la tuhrinna exhreh ve la tuftina beadeh
vegfir lena ve lehu ve li sairil muslimine.

Transmeton Othmani r.a. se Muhamedi a.s. pasi varrosej i vdekuri qëndronte edhe pak dhe thoshte:

***“Kërkoni falje për të vdekurin (vëllain tuaj) dhe kërkoni që t’ia forcojë fjalët e tij në botën tjetër, sepse ai tani është duke dhënë përgjigje”.***

*(Ahrexhehu Ebu Davudi dhe Hakimi)*

5. Talkini për të vdekurin

Talkini është mustehab edhe para se të vdesë edhe pasi të varroset, sepse Muhamedi a.s. ka thënë:

***“Këndojani talkinin të vdekurve tuaj duke iu përkujtuar atyre “La ilahe il-lall-llah”.***

Minimumi i tallkinit është fjala “La ilahe il-lall-llah”, ndërsa edhe teksti si vijon:

Udhkur ma harexhte mined-dunja
Shehadeten en La ilahe il-lall-llah
ve enne Muhameden resulull-llah,
ve enneke redijte bilahi rabba,
ve bil islami dina,
ve bi Muhamedin nebija.
ve bil Kur’ani Imama.

Mirë është që të bëhet edhe kjo dua pas varrimit:

“O Zoti ynë! Ky është robi yt.
Të vërtetën për të e di Ti më së miri.
Ne e dimë se ka qenë i mirë.
Tani Ju e merrni në pyetje.
O Zoti ynë ndihmoi që (të jap provimin),
të jep përgjigje të fortë, ashtu siç i ke ndihmuar në këtë botë.
O Zot mëshiroje.
Takoje me pejgamberin e tij – Muhamedin a.s.
Neve mos na humb,
na mundëso që edhe ne të kemi shpërblim prej tij,
mos na sprovo me sprova pas tij.
Na fal neve, atë dhe të gjithë muslimanët.

# TALKINI

Pas duasë të vdekurit pasi që është mbuluar me dhé i kujtohen parimet themelore të jetës së tij me të cilat ka jetuar që ndryshe quhet TALKINË.

Ebu Muhamed Abdul Hakk tregon se Umame El-Bahiliju ka transmetuar se Muhamedi a.s. ka thënë:

***"Kur të vdes njeriu dhe mbulohet me dhé ndonjëri nga ju le të ngritet, le të qëndrojë pranë varrit të tij dhe le të thotë:***
***O filan i biri filanit! Ai dëgjon, por nuk ka mundësi të përgjigjet. Pastaj edhe njëherë le të thërret: O filan i biri filanit! Ai dëgjon, por nuk ka mundësi të përgjigjet. Pastaj le të thotë: O filan i biri filanit! Ai thotë: Na udhëzo, Zoti ju mëshiroftë. Pastaj le të thotë:***

***Përkujtoje se nga jeta jote ke kaluar me dëshminë se Nuk ka Zot tjetër pos Allahut, dhe Muhamedi ka qenë i dërguar i Allahut.***
***Ti ke besuar, ke jetuar dhe ke njohur vetëm Allahun Zot.***
***Ti ke pranuar vetëm islamin fe.***
***Ti ke pasur Muhamedin a.s. të dërguar,***
***Kur'anin prijës dhe udhëheqës në jetë .***

***Atëherë Munkeri dhe Nekiri thonë: Të largohemi nga këtu se ai i solli dëshmitë dhe argumentet.***
***Allahu do të dëshmojë për të. Një njeri tha: O i dërguar i Allahut. Po nëse nuk i dihet emri i nënës së tij? Le ta thërrasë me emrin e nënës – Hava".***

# LUTJA PËR TË VDEKURIN PASI TË VARROSET

Mirë është të qëndrohet pak, pas varrimit dhe të bëhet lutje për të vdekurin.

Ebu Davudi transmeton se Othman bin Afani r.a. ka treguar se Muhamedi a.s. pasi përfundonte varrimi dhe i vdekuri mbulohej me dhé vazhdonte edhe një pjesë kohe dhe thoshte:

***“Kërkoni falje (që t’i falen gabimet) vëllait tuaj, sepse ai tani është duke u pyetur”.***

Lutja e cila mund të bëhet pasi i vdekuri të varroset është kjo që do ta shënojmë në vazhdim, dua e cila është e përpiluar, ndërsa nuk është e transmetuar prej Muhamedit a.s., mirëpo në përgjithësi kjo dua tek ne bëhet, prandaj edhe po e shkruajmë:

*E falënderojmë Allahun - Zotin e gjithësisë, i Cili në Kur’anin fisnik ka thënë:*

كُلُّ نَفْسٍ ذَائِقَةُ الْمَوْتِ ...

**“Secili njeri do ta përjetojë vdekjen, pastaj te Ne do të kthehen”.**

*(El-Enbija, 35)*

*Përshëndetjet çofshin mbi të dërguarin tonë – Muhamedin a.s., të cilit Zoti i Madhëruar i ka thënë:*

إِنَّكَ مَيِّتٌ وَإِنَّهُمْ مَيِّتُونَ

**“Ti o Muhamed me siguri do të vdesësh edhe ata (njerëzit në përgjithësi pa përjashtim do të vdesin”.**

*(Ez-Zumer, 30)*

*Përshëndetjet çofshin edhe mbi Sehabet të cilëve kur u ka ndodhur ndonjë fatkeqësi kanë thënë:*

... إِنَّا لِلَّهِ وَإِنَّا إِلَيْهِ رَاجِعُونَ

**“Ne jemi të Allahut dhe Ne te ai do të kthehemi”.**

*(El-Bekare, 156)*

*O Zot jetëdhënës dhe Jetëmarrës!*
*Na fal gabimet tona, të prindërve tanë dhe të gjithë besimtarëve e posaçërisht këtij të vdekuri. Hapja portën qiellore dhe pranoje në mëshirën Tënde, me kënaqësinë Tënde.*

*Zot i Gjithëdijshëm, çështjen e vërtetë për të e di vetëm Ti, e ne nuk dimë. Mëshiroje o Zot dhe takoje me të dërguarin tonë – Muhamedin a.s.*

*O Zot varrin e tij bëre dritë dhe bahçe prej bahçeve të xhenetit, e mos e bën varrin e tij errësirë dhe zjarr të xhehenemit.*

*O Zot! Falja gabimet, pranoja veprat, mbuloja të metat, bëre shpirtin e tij (të saj) të lumtur e të gëzuar, jepja librin në dorën e djathtë dhe merre në përgjegjësi të lehtë e mos ia jep librin në dorën e majtë dhe mos e vështirëso gjendjen e tij.*

*O Zot përgëzoje me erën e xhenetit, me siguri dhe qetësi për Imanin e tij. O Zot na prano në mëshirën Tënde kur do të na thonë lamtumirë dashamirët, dhe e lëmë pasurinë e ndahemi prej familjes dhe shtëpisë.*

*O Zot na mëshiro dhe na përkujto kur të na harrojnë emrin dhe shpërndahen eshtrat e trupit, dhe shtrëngohet varri dhe rëndohet dheu mbi ne.*

*O Zot na përkujto dhe na mëshiro kur do t'i fryhet Surit, dhe ngriten varret, dhe shpalohet fshehtësia e zemrave dhe tubohen dhe tubohen njerëzit para madhërisë Tënde.*

*Na mëshiro kur të vendosen veprat në peshojë dhe bëna që ta kalojmë rrugën e Siratit me lehtësi.*

*O Zot na bashko në vendin e Xhenetit – Darus Selam ashtu siç na ke bashkuar në këtë moment dhe në këtë vend, dhe mos na largo prej shefatit të dërguarit tonë – Muhamedit a.s.*

Pas varrimit kur të kthehet masa apo xhemati nëpër shtëpitë e tyre, varri i thotë të vdekurit:

"O bir i Ademit! O njeri, u kthyen e të lanë vetëm, të mbuluan me dhé, asnjëri nuk hyri me ty, dhe asnjëri nuk u ndal te ti, por edhe sikur të kishte qëndruar dikush me ty, nuk do të kishte bërë dobi".

# NGUSHËLLIMI

Ngushëllim do të thotë nxitje për durim apo përpjekje për durim.

Ngushëllimi është mustehab, sepse me ngushëllim manifestohet ndihma reciproke, përkrahja e ndërsjellët, mëshira mes vete përmes të cilit fitohet shpërblimi.

Ibni Maxhe dhe Bejhekiu transmetojnë me senedin Hasen nga Amër bin Hazmi se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

***“Çdo musliman kur ta ngushëllojë ( e nxitë për durim) vëllain e tij për ndonjë fatkeqësi, Allahu e zbukuron atë me rroba të ndershmërisë në Ditën e Kijametit”.***

Ngushëllimi mund të bëhet edhe para varrimit, por edhe pas varrimit.

Në islam nuk lejohet të mbajturit zi, sepse të mbajturit zi është jo islame.

Sa i përket femrës, nëse i vdes babai, vëllai, djali, mixha, daja etj., ajo gjatë tri ditëve pret ngushëllime, mirëpo jo të vishet me rroba të zeza për të mbajtur zi, por rroba të rëndomta.

Ndërsa gruaja për vdekjen e burrit të saj katër muaj e dhjetë ditë e ka të ndaluar të stoliset, zbukurohet dhe parfumohet, ndërsa gjatë kësaj kohe vishet me rroba të rëndomta.

Zoti i Lartmadhëruar në Kur’an thotë:

وَالَّذِينَ يُتَوَفَّوْنَ مِنْكُمْ وَيَذَرُونَ أَزْوَاجاً يَتَرَبَّصْنَ بِأَنْفُسِهِنَّ أَرْبَعَةَ أَشْهُرٍ وَعَشْراً

**“E ata që vdesin dhe lënë gra pas vete, ato (gratë) presin katër muaj e dhjetë ditë ...”.**

*(El-Bekare,234)*

Pritja katër muaj e dhjetë ditë nuk lejohet të quhet *“Të Mbajturit Zi”*, por pritje. Që do të thotë ajo brenda këtij afati e ka të ndaluar të martohet, të parfumohet, të stoliset, të zbukurohet dhe të dal nga shtëpia e burrit të saj, përpos nevojave elementare dhe të domosdoshme.

# NGUSHËLLIMI TRI DITË

Të gjitha mënyrat e ngushëllimit si p.sh. “Zoti e mëshiroftë”, “Zoti e shpërbleftë me Xhenet” janë të mira, mirëpo mënyra më e mira e ngushëllimit është kjo:

**Gaferallahu teala limejtike,**
**Ve texhaveze anhu tegmudehu bi rahmetihi,**
**Ve rezakake sabru ala musijbetek**
**Ve axhereke ala mevtih.**

Në gjuhën shpipe teksti do të ishte:

*Zoi i Madhëruar e mëshiroftë të vdekurin tuaj.*
*Me mëshirën e Tij e kurseftë nga vuajtjet.*
*Juve ju ndihmoftë me durim për këtë rast.*
*Dhe ju shpërbleftë.*

Muhamedi a.s. ka këshilluar, e ka ngushëlluar apo e ka nxitur për të duruar bijen e tij kur i ka vdekur biri i saj kështu:

**Inellahe ma ehadh**
**Ve lehu ma eata**
**Ve kul-le shejin indehu bi exhelin musema”.**

Ndërsa teksti tjetër do të ishte:

*Vërtet Allahu e ka marrë në mëshirën e Tij.*
*Ai e ka në kompetencë*
*dhe çdo gjë e ka afatin e caktuar,*
*dhe kthehet tek Ai.*
*Bëhu e durueshme se Zoti të shpërblenë.*

*(Buhariu)*

# ÇKA PËRFITON I VDEKURI PREJ TË GJALLËVE

Të gjithë dijetarët janë pajtuar në atë se njeriu ka dobi pas vdekjes për veprat e mira të cilat i ka lënë, të cilat bëjnë dobi dhe pas vdekjes së tij.
Transmeton Muslimi nga Ebu Hurejre r.a. se Muhamedi a.s. ka thënë:

***"Kur të vdes biri i Ademit i ndërpriten veprat përpos tri çështjeve (shpërblimi i vazhdon edhe pas vdekjes):***

- ***Sadaka rrjedhëse***
- ***Dituari me të cilën përfitojnë tjerët dhe***
- ***djalin e mirë i cili lutet për të".***

Sadaka rrjedhëse konsiderohet çdo punë në dobi të shoqërisë islame si p.sh.: ndërtimi i xhamive, shkollave islame, rregullim ujësjellësi, urë, rrugë dhe çdo objekt i cili u sjellë dobi muslimanëve.

Përfiton i vdekuri prej duasë së vëllezërve të tij.
Përfiton i vdekuri nga djali i tij nëse ia kryen një borxh të dunjasë ose edhe ndonjë borxh të botës tjetër.
Transmeton Buhariju nga Ibni Abasi r.a. se një grua nga fisi Xhuhejne ka ardhur te Muhamedi a.s. dhe e ka pyetur: Nëna ime ka vendosur për ta kryer haxhin, mirëpo ka vdekur dhe nuk e ka kryer. Prandaj, a ta kryej për nënën time haxhin? Muhamedi a.s. ishte përgjigjur: Kryeje haxhin për të (nënën tënde). Çka thua nëse nëna juaj po ta kishte një borxh, a do ta kishe kryer atë borxh? Kryeje sepse borxhi i Allahut duhet të kryhet dhe ka përparësi ndaj borxheve tjera.

Pjesa dërmuese e dijetarëve (xhumhurul ulema) kanë dhënë mendim se leximi i Kur'anit i bën dobi të vdekurit.
Ahmed ibn Hanbeli ka thënë:

*“Kur të kaloni pran varreve, lexoni suretul Fatiha, Kul eudhu birabbil felek, Kul eudhu birabbin nas dhe Kul huvallahu ehad dhe bëje nijet për të vdekurit sepse u shkon shpërblim atyre”.*

Transmeton Enesi r.a. nga i Dërguari i Allahut s.a.v.s. se ka thënë:

***“Kush kalon pran varreve dhe e lexon suretu Jasin, Zoti ua lehtëson atyre dënimin”.***

Omeri r.a. ka porositur që atij pas vdekjes te varri t’iu këndohet suretul Bekare”.

Transmetohet se Muhamedi a.s. ka thënë:

***“Lexoni suretu Jasinë të vdekurve tuaj”.***

*(Nesaiu dhe të tjerët)*

Pasi që Muhamedi a.s. ka thënë:

“Kur ta falni namazin e xhenazës për të vdekurin lutuni për të me sinqeritet të plotë”. Na ka treguar se i bënë dobi duaja, po ashtu edhe lutja me tekstin Kur’anor:

... رَبَّنَا اغْفِرْ لَنَا وَلِإِخْوَانِنَا الَّذِينَ سَبَقُونَا بِالْإِيمَانِ ...

**“Zoti ynë, falna ne dhe vëllezërit tanë që para nesh janë pajisur me besim (ka për qëllim të vdekurit)”**

*(El-Hashr, 10)*

# SEHABET DHE VARRI
# UTHMANI r.a.

**Uthmani r.a.** kur ka kaluar pranë varreve ka filluar të qajë. Shokët e pyesin: O Uthman! Kur po e përmendim Xhehenemin, vuajtjet në të, zjarrin e Xhehenemit nuk po qanë, ndërsa tani te varret po qanë?! Përse?

Uthmani r.a. është përgjigjur: E kam dëgjuar të Dërguari e Allahut s.a.v.s. duke thënë:

“Varri është dera e parë (shkalla e parë) e ahiretit, kush e kalon këtë derë (këtë shkallë) të tjerat i kalon me lehtësi, ndërsa kush nuk e kalon këtë derë, tjerat i kalon me vështirësi.

Varri pra, është shkalla e fundit në këtë botë, ndërsa e para në botën tjetër. Ndryshe mund të thuhet stacioni i fundit ku të gjithë tubohen për të hipur në tren për të udhëtuar për në botën tjetër, pasi që të jenë të gjithë njerëzit të tubuar aty.

Për këtë arsye Muhamedi a.s. na kam mësuar të bëjmë këtë lutje:

***“Eudhu bil-lahi min adhabil kabr”***

*(I mbështetem Allahut nga dënimi i varrit)*

# ALIJU r.a.

Aliju r.a. kur kalonte pranë varreve i ka përshëndetur me përshëndetjen: “Eselamu alejkum darul muëmininë”
*(Paqja dhe shpëtimi qoftë mbi ju o ju shtëpi - varre të muslimanëve)*

- Pasuria e juaj është ndarë.
- Vendet e juaja (të punës etj.etj.) janë zëvendësuar.
- Gratë e juaja janë martuar.

Këto janë lajmet tona. Por a keni mundësi të na tregoni lajmet e juaja?!

Pastaj Aliju r.a. ka thënë: Po të kishin mundësi të flisnin do të thoshin: **“In-ne Hajre zadit-tekva”**
*“Vërtet përgatitja më e mira (për në varr) është devotshmëria”.*

# OMER IBNI ABDUL AZIZË

Omer Ibn Abdul Azizi i cili ka qenë halife i muslimanëve kur ka vdekur, pas vete i ka lënë 15 fëmijë. Para vdekjes të gjithë fëmijët i ka lënë të varfër, ndërsa kur e pyetën po çka u ke lënë fëmijëve pas vdekjes tënde, ai u përgjigj:

*“Ua kam lënë pasurinë më të madhe* DEVOTSHMËRINË *(Takvallahun)”.*

# SI DUHET TË VEPROHET ME PASURINË E TË VDEKURIT NË DITËN E VDEKJES DHE PAS KËSAJ DITE

Tek ne është bërë traditë që familja e të vdekurit, që në mëngjes shkon në restorant dhe porositë 100 shujte, ndonjëherë 200 shujte që pas varrimit të familjarit të tyre të kthehen në shtëpi për të ngrënë drekën e porositur. Pasi të përfundon varrimi njëri prej familjarëve i fton të pranishmit (në varrim) se silla është gati. Kjo traditë patjetër dhe menjëherë duhet të hiqet, sepse është në kundërshtim me parimet islame, sepse në islam kur të lind fëmija, ftohen fqinjët, miqtë, dashamirët në ushqim. Po ashtu kur të bëhet martesa, ftohen miqtë dhe dashamirët në ushqim, ndërsa në rast të vdekjes fqinjët, miqtë dhe dashamirët nevojitet të përgatisin ushqim për familjen e të vdekurit. Pra, në vend se familja të sigurojë ushqim për xhematin e varrimit nevojitet e kundërta – xhemati, apo të tjerët të sigurojë ushqim për familjen e të vdekurit, sepse transmeton Abdullah Ibn Xhaferi se Muhamedi a.s. ka thënë:

***"Përgatitni ushqim për familjen e Xhaferit (pasi që ai kishte vdekur) sepse familja e tij është e zënë me rastin që i ka*** ndodhur".

*(Ebu Davudi, Ibn Maxhe dhe Tirimidhiu)*

Në qoftë se në varrim prezantojnë të afërm, miq apo dashamirë nga vendet e largëta, atëherë është e parapëlqyeshme që për të me përgatitë ushqim farefisi apo fqinjët e familjes së të vdekurit.

Kur të vdes njeriu, prej pasurisë së tij rezultojnë menjëherë 4 të drejta dhe detyrime.

**E para:** Të gjitha shpenzimet të cilat kanë të bëjnë rreth përgatitjes si gusli (pastrimi) kefini (qefini), varrimi duhet të jenë drejtpërsëdrejti nga pasuria e të vdekurit (e jo nga shpenzimet e familjarëve të tij)

**E dyta:** Kryerja e borxheve. Nëse i vdekuri ka borxh, e tërë pasuria e tij shpenzohet në kryerjen e borxheve, atëherë shpenzimet rreth përgatitjes si gusli (pastrimi), kefini, varrimi bëhen prej shpenzimeve të familjarit, i cili e ka pasur për detyrë që të përkujdeset për të.

Borxhet ndahen në dy lloje:

Borxhet ndaj Allahut

Borxhet ndaj njerëzve.

- Borxhet ndaj Allahut janë si p.sh. zekati, zaxhi, përbetimi etj., pra, nëse atë vit i vdekuri nuk e ka dhënë zekatin në rend të parë epet zekati prej pasurisë së tij, nëse atë vit e ka pas obligim haxhin, ndahen mjete prej pasurisë së tij dhe dërgohet zëvendësim (bedel) për haxh, nëse është përbetuar se do ta presë një kurban nëse Zoti i mundëson diçka, atë vit Zoti ia ka mundësuar atë, mirëpo nuk e ka pre kurbanin, atëherë prej pasurisë së tij prehet një kurban e kështu me radhë.
- Borxhet ndaj njerëzve. Që nga mëngjesi familjarët duhet të angazhohen që çdo kujt të cilit i ka pasur borxh i vdekuri të shkojnë për t'ia kryer (ose së paku të kërkojnë edhe një afatizim).

**E treta:** Zbatimi i testamentit. Nëse i vdekuri ka lënë testament më shumë se një e treta, atëherë zbatohet si testament një e treta, më shumë jo.

**E katërta:** Çka mbetet pas këtyre tri detyrimeve trashëgohet, apo duhet të fillojë menjëherë procedura e trashëgimisë ashtu siç e ka paraparë Allahu i Lartmadhëruar në librin e Tij dhe të cilat i ka shpjeguar i dërguari i Allahut – Muhamedi s.a.v.s.

Edhe pse në parim procedura e trashëgimisë fillon që në ditën e varrimit, trashëgimtarët duhet të presin tri ditë ngushëllimet, të qetësohen, t'i vërtetojnë tri detyrimet e para se a janë kryer në tërësi e pastaj me tolerancë, urtësi dhe butësi duhet të ulen të bisedojnë, të jenë të mëshirshëm mes vete, mos ta mashtrojnë njëri-tjetrin, mos ta tradhtojnë njëri-tjetrin, mos ta

nënçmojnë njëri-tjetrin, por t'i praktikojnë në përpikëri urdhrat e Kur'anit dhe sunetet e Pejgamberit a.s. rreth trashëgimisë.
Nëse në këtë nuk ka njohuri, Zoti i Madhëruar ka thënë:

**"Pyetni kompetentët (të cilët gjykojnë) me librin (e Allahut) nëse nuk dini".**

Mustehab është që nga pasuria e të vdekurit, para trashëgimisë me dhënë dhurata, apo sadaka të varfërve (jo trashëgimtarëve) të gjorëve ose jetimëve.

## AJETET E TRASHËGIMISË NË KUR'ANIN FISNIK

11. **All-llahu ju urdhëron** *(ju ka bërë farz, që kur të vdisni dhe leni fëmijë meshkuj e femra)* **që për** *(çështje të trashëgimisë)* **fëmijët tuaj** *(tu ndahet pasuria)***: për mashkullin hise sa për dy femra; nëse janë** *(trashëgimtare)* **vetëm femra, dy e më shumë** *(vajza jo djem)***, atyre ju takojnë dy të tretat e pasurisë që trashëgohet** *(pjesën tjetër e trashëgojnë prindërit)***; nëse është vetëm një vajzë, asaj i takon gjysma** *(pjesën tjetër e trashëgojnë prindërit)***; për prindërit, për secilin nga ata, ju takon e gjashta nga ajo që ka lënë** *(i vdekuri)* **nëse ka fëmijë; e në qoftë se** *(i vdekuri)* **nuk ka fëmijë e atë e trashëgojnë (vetëm) prindërit, atëherë nënës së tij i takon një e treta** *(babait i takon një e treta)***; në qoftë se ai** *(i vdekuri)* **ka vëllezër (dhe nuk ka lënë fëmijë), nënës së tij i takon vetëm një e gjashta,** *(kjo e drejtë në trashëgim bëhet)* **pasi të kryhet** *(vasijjeti)* **që ka lënë dhe pasi të lahet borxhi; ju nuk dini se kush është më afër dobisë suaj.** *(Ky përcaktim është)* **Urdhër nga All-llahu. Vërtet All-llahu është më i Dijshmi, më i Urti.**

12. **Juve ju takon gjysma e asaj** *(pasurie)* **që e lënë gratë e tuaja** *(pasi që ato të vdesin)***, nëse ato nuk kanë fëmijë, por nëse ato** *(kanë vdekur dhe)* **kanë** *(lënë)* **fëmijë juve ju takon një e katërta nga ajo që lënë ato, pasi të kryhet vasijeti i tyre dhe**

**pasi të lahet borxhi. Atyre** *(grave)* **ju takon një e katërta nga ajo që lini ju** *(pasi që të vdisni)*, **nëse nuk kini fëmijë, por nëse keni** *(vdekur dhe keni lënë)* **fëmijë, atyre ju takon një e teta nga ajo që leni pas kryerjes së vasijetit që keni përcaktuar ose borxhit. Në qoftë se** *(i vdekuri)* **është mashkull ose femër, e trashëgohet (***nga loza anësore e jo nga ajo rrënjësore [prindër dhe fëmijë])* **nga ndonjë i largët po ka** *(vetëm)* **një vëlla ose** *(vetëm)* **një motër** *(nga nëna)*, **atëherë secilit prej tyre u takon një e gjashta, e në qoftë se janë më shumë** *(se një vëlla ose se një motër)* **ata** *(trashëgojnë)* **janë pjesëmarrës të barabartë** *(trashëgojnë proporcionalisht)* **në një të tretën** *(e tërë pasurisë)*, **pas vasijetit të porositur ose borxhit, e duke mos dëmtuar** *(trashëguesit)*. **Ky përcaktim është farz prej All-llahu. All-llahu është i Gjithëdijshmi, i Urtë.**

13. **këto janë** *(dispozita)* **të caktuara prej All-llahut** *(urdhrave)* **dhe të dërguarit të tij, atë e dërgon në Xhennete nën të cilin burojnë lumenj. Aty do të jenë përgjithmonë. E ky është shpëtim i madh.**

176. **Kërkojnë përgjigjen tënde. Thuaju: "All-llahu ju përgjigjet për çështjen e "kelale-s"** *(ai që nuk ka prindër [apo gjysh] as fëmijë [apo nipa e mesa] që e trashëgojnë)*. **Nëse vdes një njeri që nuk fëmijë** *(as prindër, gjysh e gjyshe, e as nipa e mesa)*, **por ka** *(lënë pas vete vetëm)* **motër, atëherë asaj (motrës) i takon gjysma e pasurisë së lënë.** *(Po nëse vdes një femër e cila nuk ka fëmijë, dhe ka lënë pas vete vëlla)* **Ai** *(vëllai)* **trashëgon tërë atë** *(që le motra)* **nëse ajo nuk ka fëmijë (e as prindër). Në qoftë se ato janë dy** *(motra që trashëgojnë [dhe nuk kanë vëllezër])*, **atyre dyjave u takojnë dy të tretat që lë ai** *(i vdekuri)*. **Në qoftë se trashëgimtarët janë të përzier** *(meshkuj e femra)*, **atëherë mashkullit i takon hise dy fish më shumë se sa femrës. All-llahu ju sqaron, ashtu që të mos humbni. All-llahu di për çdo send".**

*(En-Nisa, 11, 12, 13 dhe 176)*

يُوصِيكُمُ اللَّهُ فِي أَوْلادِكُمْ لِلذَّكَرِ مِثْلُ حَظِّ الْأُنْثَيَيْنِ فَإِنْ كُنَّ نِسَاءً فَوْقَ اثْنَتَيْنِ فَلَهُنَّ ثُلُثَا مَا تَرَكَ وَإِنْ كَانَتْ وَاحِدَةً فَلَهَا النِّصْفُ وَلِأَبَوَيْهِ لِكُلِّ وَاحِدٍ مِنْهُمَا السُّدُسُ مِمَّا تَرَكَ إِنْ كَانَ لَهُ وَلَدٌ فَإِنْ لَمْ يَكُنْ لَهُ وَلَدٌ وَوَرِثَهُ أَبَوَاهُ فَلِأُمِّهِ الثُّلُثُ فَإِنْ كَانَ لَهُ إِخْوَةٌ فَلِأُمِّهِ السُّدُسُ مِنْ بَعْدِ وَصِيَّةٍ يُوصِي بِهَا أَوْ دَيْنٍ آبَاؤُكُمْ وَأَبْنَاؤُكُمْ لا تَدْرُونَ أَيُّهُمْ أَقْرَبُ لَكُمْ نَفْعاً فَرِيضَةً مِنَ اللَّهِ إِنَّ اللَّهَ كَانَ عَلِيماً حَكِيماً . *(En-Nisa, 11)*

وَلَكُمْ نِصْفُ مَا تَرَكَ أَزْوَاجُكُمْ إِنْ لَمْ يَكُنْ لَهُنَّ وَلَدٌ فَإِنْ كَانَ لَهُنَّ وَلَدٌ فَلَكُمُ الرُّبُعُ مِمَّا تَرَكْنَ مِنْ بَعْدِ وَصِيَّةٍ يُوصِينَ بِهَا أَوْ دَيْنٍ وَلَهُنَّ الرُّبُعُ مِمَّا تَرَكْتُمْ إِنْ لَمْ يَكُنْ لَكُمْ وَلَدٌ فَإِنْ كَانَ لَكُمْ وَلَدٌ فَلَهُنَّ الثُّمُنُ مِمَّا تَرَكْتُمْ مِنْ بَعْدِ وَصِيَّةٍ تُوصُونَ بِهَا أَوْ دَيْنٍ وَإِنْ كَانَ رَجُلٌ يُورَثُ كَلالَةً أَوِ امْرَأَةٌ وَلَهُ أَخٌ أَوْ أُخْتٌ فَلِكُلِّ وَاحِدٍ مِنْهُمَا السُّدُسُ فَإِنْ كَانُوا أَكْثَرَ مِنْ ذَلِكَ فَهُمْ شُرَكَاءُ فِي الثُّلُثِ مِنْ بَعْدِ وَصِيَّةٍ يُوصَى بِهَا أَوْ دَيْنٍ غَيْرَ مُضَارٍّ وَصِيَّةً مِنَ اللَّهِ وَاللَّهُ عَلِيمٌ حَلِيمٌ . تِلْكَ حُدُودُ اللَّهِ وَمَنْ يُطِعِ اللَّهَ وَرَسُولَهُ يُدْخِلْهُ جَنَّاتٍ تَجْرِي مِنْ تَحْتِهَا الْأَنْهَارُ خَالِدِينَ فِيهَا وَذَلِكَ الْفَوْزُ الْعَظِيمُ . *(En-Nisa, 12,13 )*

يَسْتَفْتُونَكَ قُلِ اللَّهُ يُفْتِيكُمْ فِي الْكَلالَةِ إِنِ امْرُؤٌ هَلَكَ لَيْسَ لَهُ وَلَدٌ وَلَهُ أُخْتٌ فَلَهَا نِصْفُ مَا تَرَكَ وَهُوَ يَرِثُهَا إِنْ لَمْ يَكُنْ لَهَا وَلَدٌ فَإِنْ كَانَتَا اثْنَتَيْنِ فَلَهُمَا الثُّلُثَانِ مِمَّا تَرَكَ وَإِنْ كَانُوا إِخْوَةً رِجَالاً وَنِسَاءً فَلِلذَّكَرِ مِثْلُ حَظِّ الْأُنْثَيَيْنِ يُبَيِّنُ اللَّهُ لَكُمْ أَنْ تَضِلُّوا وَاللَّهُ بِكُلِّ شَيْءٍ عَلِيمٌ . *(En-Nisa, 176)*

Trashëgimtarë të përhershëm, që do të thotë trashëgojnë gjithmonë janë 6:

1. **Babai**
2. **Nëna**
3. **Djali**
4. **Vajza**
5. **Burri dhe**
6. **Gruaja.**

Të drejtë trashëgimie prej femrave kanë shtatë, e ato janë:

1. **Vajza**
2. **Vajza e vajzës (mbesat)**
3. **Nëna**
4. **Gjyshja prej nëne, stërgjyshet prej nëne, gjyshja prej babe, stërgjyshet prej babe.**
5. **Motra**
6. **Gruaja**
7. **E liruara prej robërisë.**

Të drejtë trashëgimie prej meshkujve kanë dhjetë, e ata janë:

1. **Djali**
2. **Nipi, stërnipat**
3. **Babai**
4. **Gjyshi, stërgjyshat**
5. **Vëllai**
6. **Djali i vëllait ose djali i vëllait prej babe**
7. **Mixha ose mixha prej babe**
8. **Djali i mixhës ose djali i mixhës prej babe**
9. **Burri**
10. **I liruari prej robërisë.**

**E drejta e trashëgimisë është shumëllojesh, por në esencë e drejta e trashëgimisë ndahet:**

- në të drejtë trashëgimie obligative e definuar në mënyrë precize dhe të qartë (farz) dhe
- me të drejtë trashëgimie obligative, por jo e definuar në mënyrë precize, por e përcaktuar për të trashëguar bashkërisht (ASABA).

E drejta e trashëgimisë obligative e definuar në mënyrë precize dhe të qartë (farz) është:

1. $\frac{1}{2}$
2. $\frac{1}{3}$
3. $\frac{1}{4}$
4. $\frac{1}{6}$
5. $\frac{1}{8}$ dhe
6. $\frac{2}{3}$

- **Të drejtë trashëgimie në ½ kanë: vajza (kur është e vetme), vajza e vajzës (kur është e vetme), motra, motra prej babe dhe burri.**

1. Vajza trashëgon ½ , kur i vdekuri nuk ka lënë pas vet trashëgimtarë djem dhe vajza tjera, por vetëm një vajzë.
2. Vajza e vajzës trashëgon ½ , kur i vdekuri nuk ka lënë pas vete trashëgimtarë djem, as vajza dhe as nipa e mbesa tjera.
3. Motra trashëgon ½ , kur i vdekuri nuk ka lënë pas vete as fëmijë, as nipa e mbesa dhe as motra tjera, por është e vetme.

4. Motra prej babe trashëgon ½ , kur i vdekuri nuk ka lënë pas vete as vëllezër, as motra, as fëmijë, as nipa e mbesa.

5. Burri trashëgon ½ , kur i vdekuri nuk ka lënë pas vete as fëmijë, as nipa e mbesa.

- **Të drejtë trashëgimie në ⅓ kanë: nëna dhe dy fëmijë të nënës, pa marrë parasysh a janë meshkuj, femra apo meshkuj e femra, ata së bashku e ndajnë në mënyrë proporcionale.**

1. Nëna trashëgon ⅓ atëherë kur i vdekuri nuk ka lënë pas vete as fëmijë, as nipa e mbesa dhe as vëllezër pa marrë parasysh të çfarë lloji janë ata vëllezër, prej nëne, prej babe apo prej të dyve.
2. Dy e më shumë fëmijë prej nëne, në këtë rast ⅓ trashëgojnë së bashku dhe në të njëjtën kohë në mënyrë proporcionale.

- **Të drejtë trashëgimie në ¼ kanë: burri dhe gruaja dhe atë sipas kushteve që vijojnë:**

1. Burri trashëgon ¼ atëherë kur i vdes gruaja e cila len pas vete fëmijë ose nipa (fëmijë të djemve) pa marrë parasysh me burrin në kurorë kur ka vdekur, ose ka pasur fëmijë me burrë tjetër, i cili ka vdekur para se të martohet me këtë burrin e dytë.
2. Gruaja trashëgon ¼ atëherë kur i vdes burri dhe nuk ka lënë pas vete fëmijë ose nipa (fëmijë të djemve).

- **Të drejtë trashëgimie në 1/6 kanë: nëna dhe babai, nëna, gjyshet, gjyshi, mbesat (vajzat e djalit), vëllezërit nga babai dhe vëllai nga nëna dhe atë si vijon:**

1. Edhe nëna edhe babai që të dy trashëgojnë veç e veç nga 1/6 kur i vdekuri pas vete ka lënë fëmijë ose nipa (fëmijë të djemve)

2. Nëna trashëgon së bashku me dy e më shumë vëllezër ose dy e më shumë motra 1/6.

3. Gjyshet e vërteta, nëse i vdekuri nuk ka lënë pas vete gjysh, atëherë trashëgojnë 1/6 , pa marrë parasysh a është një gjyshe apo më shumë. Nëse është një e trashëgon 1/6 , e nëse janë dy, atëherë ato dyja e trashëgojnë së bashku 1/6.

4. Gjyshi i vërtet (baba i babës) ose stërgjyshi i vërtet (babai i babës së babës) trashëgojnë 1/6.

5. Vajzat e djalit së bashku me vajzën e djalit për të plotësuar dy të tretat ⅔ trashëgojnë 1/6, nëse është një vajzë e djalit ajo vet trashëgon ⅓ , nëse janë dy e më shumë të gjitha së bashku proporcionalisht trashëgojnë ⅓ , me kusht që të mos ketë ASABA tjerë.

6. Motra prej babai me motrën e të vdekurit për të plotësuar ⅔ trashëgojnë 1/6 me kusht që të mos ketë ASABA tjerë.

- **Të drejtë trashëgimie në ⅛ ka vetëm një trashëgimtar e ai është gruaja e të vdekurit, me kusht që i vdekuri të ketë fëmijë.**

**Të drejtë trashëgimie në ⅔ kanë:**

- dy e më shumë vajza,
- dy e më shumë vajza të djalit,
- dy e më shumë motra dhe
- dy e më shumë motra prej babe.

½ e trashëgojnë atëherë kur janë trashëgimtare të vetme (pa Asaba).

# MBULIMI NË TRASHËGIMI

**Mbuluesi në trashëgimi mund të jetë dy llojesh:**

1. Mbuluesi i tërësishëm
2. Mbuluesi i pjesërishëm

Gjashtë trashëgimtarë nuk mund të mbulohen kurrsesi dhe asnjëherë nga trashëgimia që do të thotë gjithmonë trashëgojnë, e ata janë:

1. **Babai**
2. **Nëna**
3. **Djali**
4. **Vajza**
5. **Burri dhe**
6. **Gruaja.**

Ndërsa të gjithë trashëgimtarët tjerë në rrethana të ndryshme pengohen (mbulohen) nga trashëgimia.

Tabela e mbulimtarëve të tërësishëm dhe e të mbuluarve të tërësishëm nga trashëgimia:

| | **Mbulimtari i tërësishëm** | **I mbuluari i tërësishëm** |
|---|---|---|
| 1. | Nëna | Gjyshet |
| 2. | Babai | Gjyshërit, vëllezërit dhe motrat. |
| 3. | Vajzat | Vajzat e djalit. |
| 4. | Motrat | Motrat prej babe. |

Tabela e mbuluesve të pjesërishëm dhe të mbuluarve të pjesërishëm:

| | **Mbulimtari i pjesërishëm** | **I mbuluari i pjesërishëm** |
|---|---|---|
| 1. | Djali , dy vëllezër të çfarëdo kategorie. | E mbulojnë pjesërisht nënën, d.m.th. ia zvogëlojnë hisen prej ⅓ në 1/6 . |
| 2. | Vajzat | I mbulojnë pjesërisht djemtë e djemve (nipat) prej trashëgimisë në tërësi, në trashëgiminë e vetëm ⅓ , pra vajzat trashëgojnë ⅔ , ndërsa djemtë e djemve ⅓ . |
| 3. | Motrat | I mbulojnë vëllezërit dhe motrat prej babe, pjesërisht që do të thotë (këto) trashëgojnë ⅓ . |
| 4. | Një vajzë | Trashëgon gjysmën e pasurisë (½), ndërsa pjesën tjetër ½ e trashëgojnë vajzat e djalit dhe djemtë e djalit, sipas parimit një hise mashkullit ndërsa femrave dy. |
| 5. | Një motër | Trashëgon gjysmën e pasurisë (½), ndërsa pjesën tjetër ½ trashëgojnë djemtë prej babe, sipas parimit një hise mashkullit ndërsa femrave dy. |

# TESTAMENTI VAXHIB

Familja përbëhet prej burrit, gruas dhe fëmijëve. Ndonjëherë prindërit jetojnë gjatë, ndërsa ndonjëri prej fëmijëve të tyre martohet, lindë fëmijë dhe vdes para prindërve. Kështu që kur të vdes prindi i tij e trashëgojnë djemtë, ndërsa djemtë i mbulojnë (i pengojnë) fëmijët e djalit të madh i cili ka vdekur dhe ka lënë fëmijë jetimë. Pra vdekja e babait para gjyshit ndikon që atë ta trashëgojnë fëmijët tjerë, ndërsa nipat nuk kanë të drejtë trashëgimie. Gjyshi për të mos lejuar një gjë të tillë, për shkak të dashurisë, dhembshurisë dhe mëshirës ndaj nipave të cilët e kanë humbur babën e tyre, vaxhib e ka me u lënë testament nipave, në masë sa u takon, por gjithnjë duke pasur parasysh në shumën më pak se ⅓ e pasurisë së tij, nëse është më shumë se ⅓ atëherë nuk i zbatohet në më shumë ⅓ se, por i zbatohet plotësisht ⅓ e pasurisë së tij.

Por nëse nuk ka lënë testament gjyshi, ka të drejtë Gjyqi me sherijatë islam që tu jep hise atyre nipave në vlerë ⅓ se e pasurisë së gjyshit.

Testamenti vaxhib zbatohet me tre kushte:

- Që mos të jetë më shumë se ⅓ e pasurisë së të vdekurit.
- Që të shikohet deri sa ka qenë gjallë mos u ka lënë nipave pasuri e cila e ka plotësuar hisen e tyre.
- Që atij të cilit iu është lënë testament, të mos ketë pasur të drejtë trashëgimie.

# DITA E VDEKJES SË MUHAMEDIT a.s.

Pasi që Muhamedi a.s. ishte sëmurë dhe ishte në shtratin e vdekjes, pra para vdekjes, i shkon një delegacion i Sehabeve në krye me Abdullah Ibn Mes'udin. Pasi që e vizitojnë Muhamedin a.s. Ibn Mes'udi e pyet të dërguarin e Allahut:

- Kur e ke exhelin (afatin e dhënies së shpirtit) o i Dërguar i Allahut?
- O Ibn Mes'ud, exheli është afruar miku-Allahu po më pret.
- Po kush ka për me të pastruar o i Dërguar i Allahut?
- Anëtarët e afërt të familjes sime, së bashku me shumë melek të cilët nuk i shihni, ndërsa ata ju shohin juve.
- Po çfarë kefini me të kefinosë (me çfarë mbulese me të mbuluar)?
- Me kefin të bardhë.
- Po kush me ta falë namazin e xhenazes?
- Pasi që të më pastroni dhe të më kefinosni më lini pranë varrit një kohë të shkurtër. I pari i cili do të më dërgojë salavatë mbi mua është Allahu Krijuesi i të gjithë botëve, pastaj ma falin namazin e xhenazes Israfili dhe Melekul Mevti. Pas kësaj të hyni në dhomën – vendin ku do të varrosem tek e tek dhe grupe-grupe dhe ma falni namazin e xhenazes tek e tek dhe grupe-grupe, dhe përcilljani selamin (përshëndetjen) shokëve të mi, të cilët nuk do të arrijnë në namaz dhe varrim, dhe po ashtu para jush po i përshëndes me selam të gjithë ata të cilët thonë:

LA ILAHE IL-LALL-LLAH.

- Po kush me të varrosë, me të mbuluar me dhè?
- Anëtarët e familjes time së bashku me melekët të cilët ju shohin e ju nuk i shihni".

Kur Muhamedit a.s. i erdhi Melekul Mevti derisa ai pastronte fytyrën e tij me ujë të ftohtë, ka bërë lutjen:

***"Allahume hevin aleje sekratil mevti".***

*(O Zoti Im, më lehtëso mua nga vështirësitë e vdekjes.*
*O Zoti Im, më çliro mua nga shtangimi i vdekjes)*

Muhamedi a.s. krijesa më e dalluar e Allahut na ka këshilluar të kërkojmë lehtësim nga shtangimi i vdekjes dhe vet është lutur për t’u çliruar nga shtangimi i vdekjes, e pse mos të lutemi ne:

***“Allahume hevin aleje sekratil mevti”.***

*(O Zoti ynë, na lehtëso neve nga shtangimi i vdekjes).*

Pastrimin e të Dërguarit s.a.v.s. e kanë bërë: Abasi, djemtë e Abasit – Kasumi dhe El-Fadli, Aliu, Usame bin Zejd, Evs bin Havli dhe Shukrani – robi i liruar nga i Dërguari i Allahut s.a.v.s.

El-Abasi, Fadli dhe Kasumi e kthenin trupin e të Dërguarit s.a.v.s. që të pastrohet më lehtë, Usame dhe Shukrani qitnin ujë, ndërsa Evsi e mbante në gjoksin e vet.

I tërë pastrimi është bërë, por pa ia hequr petkat të Dërguarit a.s., ashtu siç e kishte këmishën e veshur, i hidhnin ujë mbi këmishë e fërkonin me dorë mbi këmishë, e jo nën këmishë, por kjo larje ka qenë specifike e të Dërguari s.a.v.s.

Muhamedi a.s. është mbështjellë me kefin të përbërë prej tri pjesëve nga pëlhura e pambukut Sulejhan ( prej Jemenit).

Muhamedi a.s. nuk është vendosur në tabut, por është varrosur në dhomën dhe nën shtratin e tij.

Pra, Specifike ka qenë për faljen e namazit të Muhamedit a.s. se ia kanë falë veç e veç burrat, pastaj gratë e pastaj fëmijët.

Në odën e Resulull-llahit hynin nga dhjetë vetë për t’ia falur xhenazen. Askush nuk ishte Imam.

Më së pari ia ka falur familja, pastaj Muhaxhirët, pastaj Ensarët. Të gjithë ia kanë falë veç e veç pa Imam, deri sa e kanë përfunduar, pas tyre kanë hy gratë dhe ia kanë falë namazin, pas tyre kanë hy fëmijët dhe ia falën namazin, pastaj robërit ia kanë falë namazin.

Varrimin e Muhamedit a.s. e kanë bërë anëtarët e familjes tij së bashku me melekët.

# DITA E VDEKJES SË MELEKUL MEVTIT

Të gjithë ne, në përgjithësi i kemi pesë ditë:

Dita e parë, dita e kaluar, kjo ditë është ditë e kaluar e cila nuk kthehet deri në Ditën e Kijametit.

Dita e dytë, dita e sodit, kjo ditë është dita prezente, ditë e cila na thotë: Unë jam ditë e re, dhe dëshmi për çdo veprim tuajin, prandaj më shfrytëzo, se nëse shkoj nuk kthehem deri në Ditën e Kijametit.

Dita e tretë, dita e nesërme, për të cilën nuk di ashkush asgjë përpos Allahut, ajo ditë është dita e vdekjes dhe dita e kalimi të shpirtit prej trupit e deri në Ditën e Kijametit.

Dita e katërt, është dita e shkatërrimit të botëve, atëherë kur Israfili i fryn surit për të parën herë, Allahu i Madhëruar urdhëron të vdesin edhe Melekët, përpos Melekëve të mëdha të cilët janë: Xhibrili, Mikaili dhe Israfili. Zoti i Madhëruar e pyet Melekul Mevtin: Kush ka mbetur? – Melekul Mevti përgjigjet: Xhibrili, Mikailii dhe Israfili. Zoti i Lartmadhëruar i thotë: Merrja shpirtrat Xhibrilit, Mikailit dhe Israfilit. Pastaj Zoti i Lartmadhëruar i thotë kush ka mbetur, Melekul Mevti i thotë: Unë. Atëherë Allahu i thotë: Vdis. Dhe Melekul Mevti vdes. Kur i përjeton Melekul mevti vështirësitë dhe shtangimin e vdekjes, thotë: Pasha Lartmadhërinë Tënde, po ta kisha ditur se sa vështirë është kur të del shpirti do të kisha kërkuar prej Teje që të mos jem i autorizuar për marrjen e shpirtrave.

Pasi që Melekul Mevti vdes dhe dielli mbështillet e errësohet, yjet shpërndahen dhe shkapërderdhen, dhe kodrat fluturojnë si pluhur, devetë dhe bagëtitë mbeten në fusha, dhe detet vlojnë si zjarr i flakëruar dhe kur përsëri trupat me shpirtrat bashkohen, dhe Xheneti afrohet e Xhehenemi ashpërsohet, Zoti i Lartmadhëruar thotë: Oj botë, ku i ke lumenjtë, ku i ke pemët dhe gjelbërimin, ku i ke detet, ku i ke pallatet dhe ndërtesat, ku i ke mbretërit dhe kryetarët që kanë udhëhequr nëpër tokë, ku i ke

kriminelët, ku janë ata të cilët të mirat e mija i kanë shfrytëzuar, ndërsa të tjerët i kanë adhuruar. Pra, Zoti do të pyet:

لِمَنِ الْمُلْكُ الْيَوْمَ

**“I kujt është sundimi sot? “I kujt është sundimi sot?**

Pastaj Zoti përgjigjet:

الْيَوْمَ لِلَّهِ الْوَاحِدِ الْقَهَّارِ

**“Sot, sundimi është i Allahut, të vetmit, të plotfuqishmit-mbizotëruesit.**

Atë dit nuk do të ketë padrejtësi, ja si e përshkruan Zoti i Lartmadhëruar në Kur’an:

يَوْمَ هُمْ بَارِزُونَ لا يَخْفَى عَلَى اللَّهِ مِنْهُمْ شَيْءٌ لِمَنِ الْمُلْكُ الْيَوْمَ لِلَّهِ الْوَاحِدِ الْقَهَّارِ .الْيَوْمَ تُجْزَى كُلُّ نَفْسٍ بِمَا كَسَبَتْ لا ظُلْمَ الْيَوْمَ إِنَّ اللَّهَ سَرِيعُ الْحِسَابِ.

**“Sot, sundimi është i Allahut, të vetmit, të plotfuqishmit-mbizotëruesit dhe i cili ka mposhtur çdo gjë. Sot secili shpërblehet me atë që ka punuar (ose do të dënohet për atë që ka punuar) sot nuk ka padrejtësi”.**

*(Gafir, 16,17)*

## PËRMBAJTJA:

NË VEND TË PARATHËNIES ........................................................ 3
**PARA VDEKJES**
NUHI a.s. DHE VDEKJA ................................................................. 7
JAËKUBI a.s. PARA VDEKJES ....................................................... 7
TË DEVOTSHMIT DHE VDEKJA .................................................. 9
FJALA E FUNDIT NË KËTË DUNJA “La ilahe il-lall-llah” ............. 9

**KAPITULLI I I**
**PËRGATITJA PËR VARRIM**
MUSTEHABET RRETH PËRGATITJES PËR VARRIM ............... 13
MBULIMI I SYVE TE I VDEKURI ................................................. 15
MBULIMI I TRUPIT TË TË VDEKURIT ....................................... 16
LAJMËRIMI ..................................................................................... 17
PËRGATITJA E TË VDEKURIT .................................................... 18

**KAPITULLI I II**
**LARJA E XHENAZES**
PASTRIMI I XHENAZES ................................................................. 23
PASTRIMI I MUHAMEDIT a.s. ...................................................... 23
SHARTET E GUSULIT TË TË VDEKURIT .................................. 26
MENDUBET E GUSULIT ................................................................ 27
SI PASTROHET I VDEKURI .......................................................... 28

**KAPITULLI I III**
**KEFINOSJA E XHENAZES**
VENDOSJA NË TABUT .................................................................. 34
KEFINI NGA PASURIA E TË VDEKURIT .................................... 34
ÇKA ËSHTË MENDUB TE KEFINI ............................................... 36
PJESËT E KEFINIT ......................................................................... 37
LLOJET E KEFINIT ......................................................................... 38

**KAPITULLI I IV**
**NAMAZI I XHENAZES**
NAMAZI I XHENAZES ................................................................... 41
KOSTUMET E GJELBËRTA .......................................................... 42
NAMAZI I XHENAZES ................................................................... 43

VLERA E NAMAZIT TË XHENAZES .......................................... 43
SHARTET E NAMAZIT TË XHENAZES ...................................... 45
UNETET E NAMAZIT TË XHENAZES ......................................... 46
MENDUBET ........................................................................................ 47
KOHA E FALJES SË NAMAZIT TË XHENAZES ......................... 47
SPECIFIKA RRETH FALJES SË NAMAZIT
TË MUHAMEDIT a.s. ......................................................... 48
NAMAZI I XHENAZES PËRBËHET PREJ
KATËR TEKBIREVE ......................................................... 50
TEKBIRI I PARË ............................................................................ 50
TEKBIRI I DYTË ........................................................................... 50
TEKBIRI I TRETË ......................................................................... 51
TEKBIRI I KATËRT ...................................................................... 52
DUAJA PËR FËMIJË ..................................................................... 52
NAMAZI I XHENAZES PAS VARRIMIT .................................... 53
BORXHI DHE NAMAZI I XHENAZES ........................................ 54

**KAPITULLI I V**
**PËRCJELLJA E XHENAZES**

PËRCJELLJA E TË VDEKURIT ................................................... 57
ÇKA ËSHTË SUNET NË BARTJEN E XHENAZES ...................... 58
ÇKA ËSHTË MEKRUH GJATË PËRCJELLJES SË XHENAZES .. 59
VLERA E PËRCJELLJES SË TË VDEKURIT ................................ 60

**KAPITULLI I VI**
**VARRIMI I XHENAZES**

VARRI ............................................................................................. 63
ÇKA KËRKOHET GJATË VARRIMIT TE VARRI ........................ 64
ÇKA KËRKOHET PËR TË VEPRUAR
PASI TË VARROSET I VDEKURI .................................... 66
TALKINI ........................................................................................... 68
LUTJA PËR TË VDEKURIN PASI TË VARROSET ...................... 69
NGUSHËLLIMI ............................................................................... 71
NGUSHËLLIMI TRI DITË ............................................................ 72
ÇKA PËRFITON I VDEKURI PREJ TË GJALLËVE ..................... 73
SEHABET DHE VARRI
UTHMANI r.a. ................................................................................. 75
ALIJU r.a. .......................................................................................... 76
OMER IBNI ABDUL AZIZË ........................................................... 76

**KAPITULLI I VII**

SI DUHET TË VEPROHET ME PASURINË E TË
VDEKURIT NË DITËN E VDEKJES DHE PAS KËSAJ DITE ...... 79
AJETET E TRASHËGIMISË NË KUR'ANIN FISNIK ................... 81
- Trashëgimtarë të përhershëm, që do të thotë trashëgojnë gjithmonë janë gjashtë ........................................ 84
- Të drejtë trashëgimie prej femrave kanë shtatë ....................... 84
- Të drejtë trashëgimie prej meshkujve kanë dhjetë ................. 84

MBULIMI NË TRASHËGIMI ........................................................... 88
TESTAMENTI VAXHIB ................................................................... 90
DITA E VDEKJES SË MUHAMEDIT a.s. ....................................... 91
DITA E VDEKJES SË MELEKUL MEVTIT .................................. 93
PËRMBAJTJA ........................................................................... 95

**LIBRAT E AUTORIT (Dr. Musli Vërbanit)**

1. Besimi në Zotin
2. Melaqet e Zotit
3. Besimi në Librat e Zotit
4. Pejgamberët e Zotit
5. Besimi në Ditën e Kijametit
6. Besimi në Kaderin e Zotit
7. Tregime nga jeta e Muhamedit a.s.
8. Fikhu i Namazit
9. Fikhu i Zekatit
10. Fikhu i Agjërimit
11. Fikhu i Haxhit
12. Emërtoni fëmijët tuaj me emra të bukur
13. Dëshmorët e 9 Prillit në Rakoc dhe Lagje të Re
14. Shkruaj, lexo dhe mëso shkronjat e Kur'anit
15. Nata e Dhëndërisë
16. Fadil Çaka – Komandant Sharri
17. Dita e vdekjes dhe e varrimit

**PËRKTHIMET NGA GJUHA ARABE**

1. Këshilltari Fisnik për djem dhe vajza *(nga autori Muhamed Sajim)*
2. Islami dhe Politika (*nga autori Jusuf Kardavi)*
3. Mrekullitë Numerike në Kur'anin Fisnik *(nga autori Abdurrezak Nufel)*
*4.*Për Kushtetutën Islame *(nga autori Dr. Muhamed Sejid Ahmed El Musejer)*
*5.* Kryesore në Terminologjinë e Hadithit *(nga autori Abduhu Abas El-Velidi)*
6. Vlera e Kohës *(nga autori Prof. Amër Halid)*

*Librin e Sponzoroi:*

# “BALLKAN PETROLL”

*Pronarë:*
**ABAS KASHTANJEVA**

**Autori përzemërsisht e falënderon sponzoruesin dhe e lutë Allahun t’ia shënojë sadaka rrjedhëse e pandërprerë.**